# "FJALËT E URTA"

## SAMI FRASHËRI

Samiu lindi në vitin 1850 dhe fill pas mbarimit të shkollës fillore të fshatit vazhdoi mësimet në gjimnazin e Janinës ku iu vu studimit të thellë të gjuhëve të lashta dhe atyre të reja. Ritmet e shpejta në përvetësimin e njohurive dhe provat e tij të para për të treguar origjinalitetin e vet u dhanë të kuptonin bashkëkohësve të tij se pas periudhës së akumulimit të dije-nive shkencore dhe formimit të shprehive të domos-doshme për të hyrë në rrugën e kërkimit, forca e mendimit të tij origjinal do të lëshonte shkëndija dhe do të linte gjurmë që nuk do t'i shlyenin dot vitet e gjatë. Dhe me të vërtetë ndodhi ashtu: Gjatë 34 vjetëve të punës së tij produktive si shkencëtar dhe si shkrimtar, ai shkroi mbi 50 e ca vepra, disa prej të cilave në disa vëllime. (Për të pasur një ide për proporcionet e këtyre veprave dhe për punën e gjatë e këmbëngulëse të shkencëtarit e patriotit tonë të madh, mjafton të përmendet se vetëm "Fjalori historiko-gjeografik" në 6 vëllime ka 4830 faqe dhe se për ta përfunduar atë ai ka punuar për 12 vjet me radhë). Duke njohur trashëgimin e vyer të Samiut, njohësit e thellë të tij, mahniten me gjerësinë e interesave e me aftësitë e tij të mëdha dhe me gadishmërinë e mendimit për t'iu përgjigjur me vepra shkencore problemeve të ngutëshme të kohës.

Samiu njihet si romancier dhe dramaturg, si gjuhëtarë i madh dhe filozof, si përkthyes dhe pedagog, si autor i një sërë veprash shkencore për masat, si autor tekstesh

për shkollën, si autor i manifestit të Rilindjes sonë kombëlare “Shqipëria ç’ka qenë, ç’është e ç’do të bëhet”, si politikan largpamës, si ideolog i Rilindjes sonë kombëtare.

Mjafton të marrësh në duar dhe të studjosh një nga veprat e pakta të tij të shkruara në gjuhën shqipe “Shqipëria ç’ka qenë, ç’është e çdo të bëhet”, që të ndjesh forcën e mëndjes dhe të karakterit të këtij biri të madh që lindi kombi ynë; por për të pasur një përfytyrim të plotë e të saktë për rrugën e formimit të tij si shkencëtar i shquar dhe si ideolog i Rilindjes sonë, studimi i veprave të tij të shkruara në gjuhën shqipe është i pamjaftueshëm.

Një ndër veprat e tij, që njihet fare pakë, (vetëm nga rrethet e studjonjësve të Samiut dhe nga ata që zotërojnë turqishten) është edhe një përmbledhje fjalësh të urta, të cilën Samiu e botoi aty nga viti 1878 në serinë e botimeve “Biblioteka e xhepit”.

Po ta krahasojmë me veprat e tjera, “Emsal” (Fjalë të urta) nuk është ndonjë vepër voluminoze, por ajo ka një rëndësi të dorës së parë për të kuptuar burimet e formimit të Samiut si shkencëtar dhe si ideolog i Rilindjes sonë kombëtare, qëllimet dhe bindjet e lij, gjerësinë e interesave, qëndrimin e tij ndaj qarqeve drejtuese të kohës, ndaj kombeve të shtypur, ndaj shkencës dhe artit, ndaj arësimit dhe kulturës dhe rolit të tyre në zhvillimin shoqëror. Kjo vepër na ndihmon të kuptojmë më mirë e më thellë gjendjen shpirtërore të shkencëtarit të madh, i cili për shkak të urrejtjes së tij të shprehur hapur kundër monarkisë, për shkak të atdhedashurisë së tij të shprehur me zjarr nëpër faqet e gazetave dhe të revis-tave që ai drejtonte, kish fituar mërinë dhe urrejtjen e tiranëve që drejtonin

fatet e perandorisë turke. Du-ke lexuar këtë vepër dhe duke sjellë nëpër mend mo-mentet më të rëndësishme të jetës së tij, të duket se ai ka vendosur në të jetën e vet, një jetë të kaluar me punë të pasionuar e këmbëngulëse, një jetë të kërcënuar vazhdimishit, një jetë të shkrirë në luftë e në përpjekje për të ringjallur kombin tonë të lashtë, një jetë që nuk i përfillte kërcënimet e tiranëve dhe vdekjen dhe që u shua në tavolinën e punës duke pasur rreth e qark dymbëdhjetë mijë vëllime librash të bibliotekës personale.

Në parathënien e veprës, të cilën Samiu e ka shkruar vetë, thuhet se këto fjalë të urta ishin botuar prej tij herë pas here në rubrikën “Andej këndej” të gazetave “Sabah”, (Mëngjezi) dhe se atij i ishin lutur miqtë e dashamirët që t’i përmbledhte dhe t’i botonte në një vëUim të posaçëm. Samiu në këtë parathënie përmend, veç të tjerash, se “meqenëse është caktuar që të tilla të thëna i shërbejnë moralit më shumë se këshillimet dhe predikimet e bëra haptazi, nuk u lejua nga lexuesit që ato të humbasin duke u lënë në faqet e një gazete, jeta e së cilës është nga mëngjezi deri në mbrëmje...” Dhe më tej vazhdon: ,,Mbasi e di që do të ketë nga ata që dëshirojnë të dinë se ku i kam gjetur këto proverba dhe si i kam sendërtuar, po them nja dy fjalë mbi këtë pikë për të mënjanuar dyshimin. Sikundër nuk e kam bërë za-kon asnjëherë të përvetësoj mendimin dhe punën e tjetrit, edhe për këto nuk mund të lëvdohem se të gjitha kanë lindur nga mendja ime. Këto mund t’i ndajë në tri pjesë: një pjesë e tyre janë të thënat e filozofëve dhe letrarëve të Perëndimit dhe të Lindjes, në ca prej të cilave është përmendur emri i të zotit dhe në ca të tjera, jo — ca nga proverbat janë rindërtuar në përgjasim të të thënave të filozofëve dhe letrarëve të Perëndimit duke ja përshtatur moralit tonë kombëtar. Dhe pjesa tjetër, janë thjeshtësisht prodhim i mendimit tim të shkurtër dhe kjo kap pothuajsc gjysmën e të

gjitha këtyre proverbave. Sidomos të tilla janë shumica e atyre, që u përgjigjen nevojave të kohës dhe të gjendjes sonë...” Po të kemi parasysh kohën në të cilën botohet vepra, kuptojmë thellë qëndrimin burrëror të Samiut si patriot e shkencëtar përparimtor. kuptojmë mirë gjendjen e tij shpirtërore dhe vështirësitë e mëdha, që duhej të kapërcente për të lënë atë trashëgim të vyer, që sjell gjer në ditët tona forcën e mendjes dhe të karakterit të tij. Duke ndjerë gjatë studimit të kësaj vepre rrahjet e zemrës dhe hovet shpirtërore të Samiut, duke e ngulur vështrimin në ato anë të jetës ku ai ka drejtuar goditjet e tij më të fuqishme, ne kuptojmë se rilindasit tanë të mëdhenj, që luftuan për të drejtat e atdheut mu në qendër të Perandorisë turke, kaluan nëpër një rrugë shumë të vështirë dhe shpesh herë ju desh të luftonin kundër armiqve me vetë armët e tyre duke u kujdesur e duke qenë gjithnjë në roje për jetën e tyre.

Pa rënë në subjektivizëm dhe pa dashur të modernizojmë Samiun, përmbajtja e veprës të çon tek mendimi se përfshirja në vepër e fjalëve të urta që kundërshtojnë njera tjetrën nuk është vetëm rezultat i botëkuptimit të Samiut në formim e sipër dhe i mungesës së kohës për të seleksionuar për së dyti (meqenëse ai i pat botuar ato më parë në rubrikën “Andej-këndej” të gazetës “Sabah” dhe “Terxhumani Shark”), por edhe një formë e stërholluar për të çarë rrugën e mendimit të tij shkencor, për të mos i prerë rrugën botimit të veprave të tij në ato kushte kur “I sëmuri i Bosforit” duke qenë në pragun e greminës, kalonte çdo gjë në një cenzurë të rreptë.

Megjithë këto kontradikta që ka vepra, meqënëse nuk ruhet gjithmonë një pozitë e përcaktuar mirë, por jepen edhe ide që janë në kundërshtim të plotë me njera tjetrën,

mund të thuhet me bindje se fryma e saj demokratike, simpatia e autorit për njerëzit e punës, për virtytet e tij të larta, për kombet e shtypura është një fakt i padiskutueshëm.

Duke e vendosur Samiun në kohën dhe në vendin e vet, duhet thënë se për shumë probleme që ngre në vepër mendimi i tij mbetet përparimtar për kohën e tij, kështu p.sh. mendimi i tij për femrën nuk i kapërxen kufijtë e mendimit demokratik-borgjez dhe as që mund të ngrihet në kuptimin tonë, por po të marrim parasysh kushtet shoqërore të kohës kur Samiu ngrihet në mbrojtje të të drejtave të femrës, kuptojmë mirë qëndrimin e tij përparimtar.

Vulën e kohës mbajnë edhe një sërë çështjesh të tjera që i takojnë sferës së moralit dhe që kapin një gamë të tërë të virtyteve të mikroborgjezit si, bie fjala, të qënit ekonomiqar, mos hyrja në borxh etj. etj. Këtu bëjnë pjesë edhe një numur i madh proverbash që i takojnë sferës së moralit fetar mbiklasor, një morali jashtë kohës.

Meqenëse një pjesë të tyre koha i ka çvleftësuar dhe paraqesin interes vetëm për të kuptuar se gjer ku arrin mendimi i Samiut në njerën apo tjetrën çështje dhe cilat janë luhatjet e tij, këto proverba nuk u përfshinë. Por duke lënë vetëm ato që kanë vlerë dhe një pjesë të atyre që shprehin gjendjen shpirtërore të autorit, mund të krijohet përshtypja e rreme e identitetit të pikëpamjeve të tij në fushën e moralit të teorisë dhe të praktikës së mësimit dhe edukimit dhe një sërë çështjesh të tjera me ato të sotmet.

Duke lënë pjesën ynë demokratike të mendimit të tij që mundi t'i rezistojë kohës dhe që tregon anën më të fuqishme e më progresive të mendimit të tij, është e natyrshme që nuk krijon dot një përfytyrim të saktë e të plotë mbi pikëpamjet e Sami Frashërit të shprehura në këtë vepër. Por në këtë provë të parë nuk i kemi vënë vetes një qëllim të tillë. Qëllimi ynë h'ë për hë është ta njohim lexonjësin me një nga veprat e shkencëtarit tonë të madh, të cilën e botoi një shekull më parë.

Duke na u dhënë rasti që t'i bëjmë të njohur lexonjësve tanë një pjesë të kësaj vepre, ndjejmë bashkë me ta gëzimin e madh dhe krenarinë e ligjshme që këtë vepër e ka shkruar Sami Frashëri.

**Selaudin Çarçani**

## PARATHËNIE

Shpresoj se nuk do të jetë harruar një gazetë e vogël e quajtur "Mëngjezi" ("Sabah"), e cila ka qenë mjet i shërbimit tim ndaj atdheut dhe kombit për nja dhjetë muaj, botuar 3 — 4 vjet më parë, në sajë të simpatisë së përgjithshme që gëzoi ajo,

Një nga shkaqet që e bëri këtë gazetë të gëzonle simpatinë e përgjithshme, aq sa nuk e meritonte, ndoshta edhe më kryesori, qe pjesa "Andej-këndej". Me të vërtetë, përmbajtja e përfshirë nën këtë titull ishte edhe argëtim i lexuesit dhe i shërbente moralit tonë kombëtar dhe shumë herë përmbledhte me pak fjalë, mendime dhe ide, të cilat mund të shpjegoheshin vetëm me fraza të gjata dhe të mërzitshme.

Nën titullin “Andej-këndej” botoheshin edhe disa njohuri dhe lajme, që ishin të përshtatshme për këtë titull, por ajo që e bënte këtë pjesë (të gazetës) të pëlqehej nga të gjithë, ishin të thënat filozofike dhe tregimet argëtuese.

Këto u pëlqyen kaq shumë nga publiku sa fillova të thirrja shokët “Andej-këndej” dhe kur më vonë mora përsipër detyrën e redaktimit të gazetës “Zëdhënësi i Lindjes (Terxhumani shark)”, u bënë kërkesa këmbëngulëse nga çdo anë që, edhe fletët e kësaj gazete mos të mbeteshin pa pjesën “Andej-këndej (Shunden-bunden)”.

Duke parë se dëshira ime përkon me atë të publikut, dhe se bashkë me timen po e realizoj edhe dëshirën e publikut, jam i kënaqur se me këtë mënyrë po mundem t’i shërbej edhe moralit të përgjithshëm. Por mbasi të thënat e tilla është vërtetuar se i shërbejnë moralit më shumë se këshillimet haptazi, nuk u lejua nga lexuesit që të humbasin nëpër faqet e një gazete, jeta e së cilës është nga mëngjezi deri në mbrëmje; më është kujtuar nga ana e tyre vazhdimisht mbledhja dhe botimi në mënyrë të veçantë. Por me gjithë që e tillë ka qenë edhe dëshira ime, deri tani s’kam pasur kohë për këtë punë.

Meqenëse këtë radhë Z. Mihran (ka qenë botues), i cili qe shok imi në të dyja gazetat e përmendura, në radhën e broshurave që është duke botuar nën titullin “Biblioteka e xhepit” ndër disa vepra të mia të reja ka parë të pëlqyeshme edhe botimin e këtyre, të thënat filozofike vendosa t’i përmbledh nën titullin “Proverba (Emsal)” dhe tregimet zbavitëse si “Anekdota (Letaif)”.

Mbasi e di që do të ketë nga ata që dëshirojnë të dinë se ku i kam gjetur këta proverba dhe si i kam sendërtuar, po them nja dy fjalë mbi këtë pikë për të mënjanuar dyshimin.

Sikundër nuk e kam bërë zakon asnjëherë të përvetësoj mendimin dhe punën e tjetrit, edhe për këtë s'mund të lëvdohem se të gjitha kanë lindur nga mendja ime. Këto mund t'i ndaj në tri pjesë: një pjesë e tyre janë të thënat e filozofëve dhe letrarëve të Perëndimit dhe Lindjes, në disa nga këto është përmendur emri i të zotit dhe në disa prej tyre, jo. Disa nga proverbat janë sendërtuar në përgjasim të të thënave të filozofëve dhe letrarëve të perëndimit, duke iu përshtatur moralit tonë kombëtar. Edhe pjesa tjetër janë thjeshtësisht prodhim i mendimit tim të shkurtër, të cilët kapin pothuaj gjysmën e të gjitha këtyre proverbave. Sidomos të tilla janë shumica e atyre që u përgjigjen nevojave të kohës dhe të kohës sonë.

Në radhitjen e këtyre proverbave nuk është respektuar radha që kanë në gazetat e përmendura, por janë mbledhur sipas ëndjes duke i vënë secilit një numër dhe sasia është afruar në tre mijë.

Ashtu siç shpresojmë, në rast se kjo vepër do të pëlqehet nga publiku, premtoj se edhe paskëtaj do të pregatis të tilla thënie filozofike, duke i botuar herëpasëhere.

**Stamboll, 7 shaban 1296 (1878 e. r.).**

**Sh. Sami (Frashëri)**

1. Mendimet e larta gjenden në fjalë të shkurtëra.

2. Më e bukura fjalë është e thjeshtë dhe e shkurtër, është fjalë që kuptohet më lehtësi dhe që ka kuptim të thellë e të hollë.

3. Njeriun e bëjnë të përjetshëm veprat e tij.

4. Detyra jonë kryesore ndaj njerëzisë është të studiojmë dhe të mësojmë (të tjerët) pa u mërzitur.

5. I madh është ai njeri që i shikon të gjithë një soj, që vepron pa anuar, dhe që mendon për të gjithë. Al që mendon për interesat e veta, është njeri i ulët.

6. Detyrat njerëzore janë një barrë e rëndë; sjellja e keqe sipas andjes dhe pëlqimit të botës është një moçal i madh. Për të nxjerrë në breg një barrë të tillë të rëndë nga një moçal i tillë, duhet të ecësh drejt, pa shikuar djathtas e majtas.

7. Në vend që të shesësh dituri dhe zotësi, pëxpiqu t'i fitosh ato.

8. Mos e duaj gjumin shumë; hap sytë që të mos mbetesh i uritur.

9. Toka mund t'i ushqejë njerëzit fare mirë; vetëm pse shumica e pasurisë shpenzohet pa vend, e shurata e njerëzve mbeten të uritur.

10. Për t'ia nënshtruar botën mirësisë, duhet luftuar kundër ligësive.

11. Pitimi i pozitës varet nga të tjerët. A nuk është marrëzi të lësh atë që ke në duart tua dhe t'u drejtohesh të tjerëve.

12. Më parë se për pasurinë, mjeshtërinë dhe tregtinë e një bashkësie (njerëzore), duhet menduar për edukimin e saj, sepse edukata e mirë është baza e bashkësive njerëzore.

13. Njeriu mirret me dituri dhe me shkencë gjatë gjithë jetës së tij. Në fëmijëri i mëson ato, në rini i vë në zbatim e në pleqëri mëson të tjerët.

14. Zemra e njeriut të përsosur është gjithmonë e pezmatuar, por fytyra e tij është kurdoherë e gëzuar.

15. Njeriu dëshiron madhështinë dhe famën, trembet nga mospërfillja; megjithëkëtë nuk largohet nga sjelljet e këqia; kjo është si kur ke frikë nga lagështira e banon në moçal.

16. Po të jenë nëpunësit në dorë të personave të pazotë, po t'u mungojnë armët ushtarëve, po të mbetet pas bujqësia, mjeshtëria dhe tregtia, prapëse-prapë shteti qëndron; por kur sundimtarët nuk respektojnë ligjin dhe të drejtën, nëpunësit e vegjël bëhen të pabindur dhe nuk zbatojnë urdhrin e dhënë, kështu që populli bjerr vetitë e mira dhe jipet pas veseve të këqia, atëherë nuk ka më shpresë shpëtimi.

17. Mos i poshtëroni njerëzit e mëdhenj për një a dy faje të tyre, sepse diamanti sado i prerë shtrembër të jetë, është më i vlefshëm se një gur i zakonshëm, i prerë në forrnën më të përsosur.

18. Mashtrimet e mashtruesit i përballoni me drejtësi, sepse gjithçka mënjanohet me të kundërtën.

19. Njerëzit janë të njejtë para natyrës, edukata i bën të dallohen (njëri nga tjetri).

20. Fjala e atij që qesh shumë, s'e bën të qeshë asnjërin.

21. Duhet të shfrytëzohet mirë koha, sepse jeta nga koha përbëhet.

22. S’ka gjë më të keqe se të përqeshurit, sepse më shumë prek të mirët se të këqinjtë.

23. Njollat që i ngjiten trupit tonë lahen me ujë; njollat e shpirtit s’ka gjë që i pastron.

24. Virtyti i bën të dashur (me njëri — tjetrin) njerëzit e mëdhenj, njerëzit e zakonshëm — dëfrimi dhe zbavitja, të këqinjtë — vagabondazhi dhe delikti.

25. Duhen shumë mend që të mund të shoqërohesh me njerëz pa mend.

26. Mos shkruaj gjë kur je me nerva; sepse, kur plaga e gjuhës ësMë më e keqe se e shpatës, mendo çfarë mund të jetë ajo e pendës.

27. Kot përpiqet mendja, kur nuk mund të arrijë gradën e lartë të ndjenjave.

28. Fjala më elokuente është ajo konkluzionl i së cilës kuptohet që nga fraza e parë e qëllimi nëpër brendinë e saj, kur duket në formë solide.

29. Tri raste kanë tri virtyte shumë të pëlqyeshme: të ndihmosh nevojtarët kur janë në gjendje të vështirë, të thuash të vërtetën edhe në zemërim, të falësh kur je i zoti të ndëshkosh ose të hakmirresh.

30. Për ndryshimin e një gjëje askush nuk është më i aftë se koha.

31. Ti japësh pozitë dhe të nderosh një njeri pa merita është si të hedhësh në ndyrësira një qese me inxhi (margaritarë).

32. Po të bjerë në det një pikë ujë, nuk thahet.

33. Sikundër që elefantin e vrasin për dhëmbët e tij të çmueshëm, disa guaska deti i gjuajnë për margaritarët që kanë brenda e që bilbilin e robërojnë për zërin e tij të bukur, kështu edhe njeriun — të shumtën e herës — e rrezikon vlera e tij e lartë.

34. Mos iu mbështet së nesërmes, nuk mund të dish se ç’do të lindë nata.

35. Pa taashkim s’mund të ketë as opinion publik, as forcë.

36. Liria s’mund të shkojë përpara pa pasur udhëheqëse arsyen dhe pa qenë e shoqëruar nga vetitë e mira.

37. Gjuha e memecit është më e mirë se e gënjeshtarit.

38. Gjuha është dëshmitari gënjeshtar i zemrës.

39. Sikundër që trupi ka nevojë për pastërti ashtu edhe shpirti për arsim.

40. Pendimi është pranvera e mirësjelljes.

41. Meng Çui thot: Filozofët, dijetarët, njerëzit e mëdhenj, të cilët me mendimet dhe punët e tyre kanë bërë të çuditet bota, a nuk ishin edhe ata njerëz si ne? Pse t’i shikoj ata me habi dhe mahnitje? A s’mund të bëhem edhe unë si ata me përpjekjet e mia?

42. Hidhërimi dhe gëzimi s’kanë kufi. Njeriut, pse ka zënë një pozitë të vogël, i bie pika nga gëzimi, pastaj ai vdes nga hidhërimi pse nuk zë një pozitë më të lartë.

43. Shoku më i pavlefshëm është ai, i cili, për një fjalë që ka dëgjuar për shokun e tij, nuk e do më atë.

44. Ai që pëlqen veten e tij, nuk pëlqehet nga askush.

45. Dallkauku (lajkatari) është fajdexhiu më i keq, posa sheh se ai që ka përballë u mashtrua prej tij, edhe sikur t'i marrë kamatën 500 për qind të hipokrizisë që i ka akredituar, prapëseprapë s'kënaqet, përpiqet t'i heqë edhe lëkurën të mjerit.

46. Pasuria zë vendin e lejekalimit të marrëzisë.

47. Pasuria e vogël, që përdoret me nikoqirllëk, zë vend më mirë se thesarët e keqadministruar.

48. Pasuria është shërbëtor i të mençurit e zotëri i budallait.

49. Lumtëria në botë i ngjan dritës së shkreptirës, ndriçimi i një sekonde sjell pas furtunë disaorëshe.

50. Gjëja që ka shkaktuar fanatizmin (fetar) janë përrallat të shpikura nga keqdashja, të pranuara nga frika dhe të ruajtura nga marrëzia.

51. Helmi më i rrezikshëm është hipokrizia.

52. Filozofi kinez Ming Çu thot: "T'i duash njerëzit e aftë e të talentuar dhe të mos i nderosh ata është sikur t'i thërrasësh në gosti dhe t'u mbyllësh portën, për të mos i pranuar."

53. Njëri nga filozofët e famshëm të Tibetit, Paskia Pandita, thot: "S'mund t'i japësh flakë një pylli të madh po nuk të ndihmoi era". D m th. — mos fillo punë të mëdha po nuk qe koha dhe rasti i volitshëm.

54. Mos u prish me vëllanë për punë të shokut, sepse shoqëria zhduket, vëllazëria mbetet.

55. Si flaka e shkrepsës me kokë poshtë, që është më e fortë, ashtu edhe virtytet e dijetarit të rënë në fatkeqësi duken më qartë.

56. Ata që tregohen të drejtë me qëllim lartësimi, pasi të arrijnë qëllimin, s'ndjenjë më nevojë për drejtësi.

57. Shërbimin që bën arsimi për përmirësimin e një kombi, ligji s'mund ta bëjë kurrë.

58. Shpagimi më i ëmbël është të bësh mirë kundër së keqes që të është bërë.

59. Kur lodhet trupi, qetësohet mendja.

60. Duke gërmuar tokën, del ujë.

61. Tregtia që të jep më shumë fitim është puna.

62. Dituria është e gjatë, jeta e shkurtër.

63. Dita është e shkurtër, puna e gjatë.

64. Nëna e frikacakut as nuk qan, as nuk qesh.

65. Po të përdoret mirë koha, do të mjaftojë për të kryer çdo punë.

66. Çdo ditë e jetës sate është një faqe e biografisë sate, kujdesu ta shkruash mirë, sepse një faqe e keqe ndyn gjithë librin.

67. Të qeshësh kundrejt një personi të dëshpëruar, është si t'i heqësh dikujt petkat në kohë të ftohtë dhe ta lësh lakuriq.

68. Do që të mos ndihet fjala që do të thuash? Mos e thuaj. Do që të mos shihet puna që do të bësh? Mos e bër.

69. Dijetari i përdhosur është një gjarpër me kokë të stolisur me diamantë.

70. Po nuk foli i marri, nuk dallohet nga i urti.

71. Ngandonjëherë, heshtja është më elokuente se çdo fjalë.

72. Një gjë e vogël e fituar me të drejtë, është më e mirë se gjëja e shumtë e fituar padrejtësisht.

73. Fundi i të qeshurit është mërzitja, fryti i të qarit është ngushëllimi.

74. Bukuria e njeriut përbëhet nga bukuria e fjalës që flet.

75. I vobegti energjik i ngjan fitilit pa vaj.

76. Përsatite dyshekun para se të biesh të flesh.

77. Peri i ngatërruar nuk zgjidhet me nguti.

78. Kush e ka barrën të rëndë, e ka hapin të shkurtër.

79. Sa më shumë rëndohet barra, aq më shumë i del kurrizi atij që është përposht.

80. Filozofi kinez Shu King thot: “Kush është në punë të shtetit, të përpiqet të bëjë vepra që do të mbesin për shumë kohë pas vdekjes së tij.”

81. Njerëzit e mirë janë të gjykuar të bëhen skllevër të të këqinjve.

82. Lumturia nuk zgjat për shumë kohë, i pafati është një foshnje në bark të s'ëmës që ende s'ka arritur në botën e lumturisë; ndërsa ai që është i lumtur, është një plak duke dhënë shpirt.

83. Qeveria (e mirë) lind nga rregulli dhe kujdesi.

84. Njeriu duhet të përpiqet të mësojë çdo gjë, jo të tregojë veten e tij.

85. Ato çka di njeriu, në krahasim me çka nuk di, janë kurgjë.

86. S'mund të njihet për dijetar askush, pos atij që mposht epshin e vet.

87. Dijetar (filozof) është ai që i përshtatet puna fjalës së tij e fjala opinionit të tij.

88. Pasaniku koprac i ngjan miut që rri në një tas të artë.

89. Skamja dhe përvuajtja kërkon nikoqirllëk, përvuajtja dhe nikoqirllëku mirësjelljen, mirëpo pasuria sjell kryelartësinë e dorëlirësinë, e kryelartësia e dorëlirësia shthurjen dhe keqsjelljen.

90. Njeriu që s'mund të mbrojë mendimin e vet, i ngjan një qyteti të pambrojtur.

91. Dijetari nnk thot ç'ka di (kur nuk është rasa për t'i thënë), i marri nuk di çka thot.

92. Është faj të meritosh qortimin, mosdurimi (me rasën) i qortimit është faj edhe më i madh.

93. Zgjuarësia është një dritë hyjnore, ndriçimi i së cilës ndrit jo vetëm sipërfaqen e sendeve, por edhe brendinë e tyre.

94. Më i forti i njerëzve është ai që është i zoti të përmbajë vetveten.

95. Lumturia (te njerëzit e ulët) shkakton kryelartësinë dhe mospërfilljen (ndaj të tjerëve).

96. Shpata e grave është gjuha e tyre, prandaj nuk e lënë të ndryshket.

97. Meqenëse gratë plotësojnë zbrazëtinë e kuvendimit dhe të mbledhjeve, i ngjajnë kashtës që vihet ndërmjet filxhanave e pjatave. Sadoqë kjo kashtë duket e panevojshme, filxhanat dhe pjatat e ndodhura në një arkë pa të do të thyheshin dhe nuk do të tepëronte asnjë.

98. Mali lind vullkanin, vullkani çan malin, druri ushqen krimbin, krimbi than drurin; njeriu krijon idetë, idetë e fusin njeriun në një mijë fatkeqësira e më në fund e dërgojnë në shtratin e veremit (ashtu siç ngjante nën regjimin e sulltanit turk).

99. Derisa ata që vdesin nga helmi janë fare të paktë, çdo njeri trembet nga helmi, ndërsa shthurja grin çdo ditë mijëra njerëz, gjithkush jipet pas saj.

100. Gjithkush mendon për veten e tij, vetëm shpirtmiri mendon për të tjerët.

101. Kombi është themeli i godinës së shtetit, sa më i fortë të jetë themeli, aq më shumë qëndron godina.

102. Të iillosh një punë cthe të mos e vazhdosh deri në fund, është si të fillosh të mihësb një pus dhe pas 2 — 3 pashësh ta lësh punën. Sikur të mihë njeriu në 100 vende nga 2 — 3 pashë, nuk nxjerr dot një pikë ujë, por po të mihë në një vend 5 — 10 pashë, me siguri del ujë.

103. Po të fillosh një punë dhe të mos i dalësh në krye, mos u dëshpro; po nuk ia dole të parën, ia del me të dytën dhe fundja me të tretën.

104. Mos u tremb nga shuplaka e mikut, duhet të kesh frikë nga lëvdata e armikut.

105. Në çdo mandim mund të ketë shkarje e në çdo veprim gabim: mendimet korrigjohen me kohë, veprimet me përvojë.

106. Shumë rrallë i takon fatkeqësi atij që kur del në mengjes nga shtëpia i shkon mendja se mund të kthehet me qivur në mbrëmje.

107. Gjithë ç’është në botë, me shpirt dhe pa shpirt, është armik i njeriut; njeriu i urtë qëndron gjithmonë me kujdes dhe nuk ka besim në asnjeri, në asgjë. (Me këtë Samiu tregon se në ç’rreth ka jetuar i gjori).

108. Ç’mund të bëjë një kalë i fortë rae një karrocë të shkatëruar?

109. Më kryesoret janë katër gjëra që e bëjnë njeriun njeri: dituria, durimi, kanaati (mjaftimi me atë që ka) dhe drejtësia.

110. Ujtë në vetvete është i pastër, duke u trazuar me disa materie dhe sende të tjera, bëhet i idhët dhe i ndyrë; njeriu është krijuar i mirë, bëhet i keq nga ndikimi i epsheve dhe i veseve të këqia.

111. Njeriu don të jetojë shumë, por nuk don të mplaket.

112. KUr çdo njeri t’i shikojë të gjithë njerëzit për shokë, gjënë e tjetrit si gur dhe tokë (dmth të pavlefslune), gratë — përveç të tijnë — si nëna dhe motra, atëhere është e mundshme të ketë lumtëri dhe prehje në botë.

113. Po deshe të kesh të lirë zemrën tënde, mos i plotëso dëshirat (e këqia).

114. Punën e nesërme mbaroje sot dhe pushimin që do të bësh pasnesër bëje sot.

115. Mos jep shkas të flasë kush keq për ty; por mos u mundo t'i mbyllësh gojën keqdashësve, sepse qeni, ashtu sikundër i leh natën ikusarit që i kalon afër, ashtu i leh edhe njeriut të ndershëm.

116. Po të flitet keq për ndokënd, gjithësecili beson në çast; po të flitet mirë për të — asnjeri nuk beson. Përçarja është bërë aq e pëlqyer në botë sa që lëvdatës nuk i ka mbetur fare vlerë.

117. Cmiraku e grindaveci edhe sikur të zotërojnë tërë botën, s'mund të kënaqen, sepse për t'u bërë ata të lumtur, duhet të shkatërrohet gjithë bota.

118. Martesa është një urë në mes të shthurjes dhe lumtërisë.

119. Ekzistenca dhe lumturia e shoqërisë njerëzore varet nga gruaja. Midani thot: "Aty ku mungon gruaja, asaj duhet bërë një shtatore prej druri."

120. Nga një birucë e vogël, mund të hyjë një e keqe e madhe.

121. Hiq dorë nga ligësia edhe ajo heq dorë nga ti.

122. Kush çmon (lavdon) një ligësi, është më i lig se ai që e bën.

123. Zbavitja më e bukur për njerinë është leximi, shoku më i mirë libri.

124. Kush kuvendon me botën, kuvendon me persona të zakonshëm; kush lexon libra, kuvendon me filozofë, letrarë dhe me njerëz të famshërn.

125. Kush nuk është i gjykuar, është gjykues; kush nuk është i urdhëruar, është urdhërues.

126. Njeriu kërkon të njihet me të pasurit dhe mënjanohet të njihet me të varfërit; mirëpo, pasuria dhe vobegësia nuk janë gjëra që ngjiten me të njohur.

127. Ngutja në marrjen e vendimeve në çështje të vështira dhe të dyshimta, është e dëmshme.

128. Ujët që pihet me ngadalë, largon etjen më shumë.

129. Kush nuk e kupton të vërtetën e fjalës së tjetrit, nuk di edhe atë që thot vetë.

130. Gjithësecili mban në gojë punën 6 të pasurve; vetëm njeriu zemërrnirë mendon gjithmonë gjendjen e të varfërve.

131. Pleqtë të mos kalojnë pranë varreve të të rinjve, mizorët pranë atyre të të mirëve dhe trathtarët pranë varrit të dëshmorëve, sepse dheu i tyre nuk duron të qenmen e tyre mbl faqen e tokës.

132. Kush mëshiron gjarpërin, torturon njerëzinë.

133. Njëri nga filozofët kinezë thotë: “Ai që është në punë të shtetit, mirësitë duhet t’i bëjë duke u gëzuar dhe ndëshkimet duke u hidhëruar.”

134. Mos u trazo nga një gjë që nuk di se është e drejtë apo jo.

135. Personi që do ti, s’ka asnjë të metë, fillo të mos e duash, pa shih sa të meta ka.

136. Lëvdata e bën njeriun të kthehet nga rruga që ka zënë, kurse kritika e bën ta kontrollojë rrugën e vet dhe ta vazhdojë.

137. Nuk i besohet premtimit të atij që premton shumë.

138. Mos i beso atij që është edhe pro edhe kundër një gjëje apo një personi.

139. Gruaja që trathton të shoqin, a është e mundshme t'i qëndrojë besnike mikut të saj?

140. Në ç'punë hy një mulli, që i dëgjohet zhurma e mielli nuk i duket?

141. Mos i afro zjarrit gjalpin që s'don ta shkrish.

142. Në qoftë se pret të vijë koha për t'i bërë mirë njerëzisë, asnjëherë s'ke për t'i bërë mirë.

143. Njeriut të gëzuar gjëmbi i duket trëndafil, për njeriun e pezmatuar s'ka ndryshim trëndafili nga gjëmbi; në çdo gjë ai sheh një pezmatim, një dëshprim, s'kënaqet me asgjë.

144. Buka thatë, që hahet me dashuri dhe bashkim, është më e këndshme se gostitë me mëri e kundërshtim.

145. Të tiganisurit me vaj të vet është më i pëlqyer se pasuria e madhe e trazuar me halle.

146. Lëmoje dhinë, pastaj mile.

147. Lajkat janë lak për gjuajtjen e njeriut.

148. Kush nuk shikon nëpër birat e shoshës, është i verbër.

149. Hileja s'mund ta mundë kurrë të vërtetën. Rruga e ngushtë sillet e sillet e prapëseprapë në rrugë të madhe del.

150. Babai që neglizhon edukimin e së bijës, përgatit turpin e vet dhe shkatërimin e dhëndrit të tij.

151. Ajo që qeveris botën nuk është as forca, as ligji, por është mirësjellja dhe edukata.

152. Një komb endacak me moral të shëndoshë është një mijë herë më i pëlqyer se një komb i qytetëruar me moral të prishur.

153. S'ka lumturi më të madhe në botë se dashuria dhe harmonia.

154. S'ka gjë më të ëmbël në botë se lotët që derdhen nga ndikimi kur shohim dhëmshurinë, bujarinë, filantropinë e një njeriu, shkurt kur shohim një vepër të tij burrërore, apo një shërbim të tij ndaj njerëzisë.

155. Dijetari (filozofi) nuk ndjek çdo zakon të vendit të tij, por përpiqet për zhdukjen e zakoneve të liga të bashkëkombësve të tij.

156. Bota është një shesh i ekspozuar shiut dhe erës; ai që në këtë shesh e ruan dritën e përpjekjes e të kuptimit dhe nuk e shuan, është filozof i vërtetë.

157. Mentari dhe ai që qëndron me këmbëngulje në punën. e tij, sado fatkeqësi që t'i ngjajnë, prapëseprapë nuk e humbet toruan. Zjarrit nuk i parritet flaka pse trazohet.

158. Frika e varfërisë e e përbuzjes dhe lakmia për pasuri e famë, e verbojnë njeriun dhe e pengojnë të shikojë të vërtetën.

159. I urituri nuk i kupton të metat e gjellës. Grindaveci dhe njeriu interesaxhi nuk dallon dot të vërtetën nga e shtrembëta.

160. Trathtari ikën si dhelpra, pa qenë i ndjekur nga askush; i drejti, edhe sikur ta rrethojë gjithë bota, qëndron me kurajo të plotë si luan dhe nuk tundet nga vendi.

161. Fija e flokut të një gruaje ka më shumë fuqi se gjashtë kuaj.

162. Thjeshtësia e një gruaje është më e vlefshme se stolitë (diamantet) e të gjitha grave të botës.

163. Një shtëpi po ta ketë themelin e dobët, prapëseprapë qëndron për ca kohë, por po nuk pati dashuri ndërmjet njerëzve, që janë në të, shembet.

164. Njeriu njeh për të mendshëm vetëm ata që janë dakord me mendimin e tij.

165. S'ka pakicë dhe shumicë për mirësinë dhe ligësinë; ngjan që një mirësi e vogël pëlqehet shumë dhe një ligësi (keqbërje) e vogël shkakton një dëm të madh.

166. Lumturia e pleqve është të shohin fëmijët e fëmijëve të tyre që kanë sjellë në botë.

167. S'ka njeri të pafajshëm në botë; mentari nuk i thot djalit mos gabo, por e këshillon të gabojë sa më pak.

168. Kush mbetet pas, me zor përparon, kush shkon përpara, përparon vazhdimisht.

169. Kush i shtrohet gjithkujt është kokëdele.

170. Trim është ai që përballon një forcë më të madhe se të tijnë, kurajoz është ai që i qëndron një fatkeqësie të padurueshme.

171. Është punë fëmijësh të shajsh të shurdhin dhe t'i vesh qorrit gurë para këmbëve.

172. Më i poshtri njeri është ai që kërkon mirësi nga një i poshtër.

173. Fitili digjet në vaj, por po t'i mbetet koka e lirë dhe të bjerë në vaj, shuhet menjëherë.

174. I mendshmi di ç'ka bën vetë, nuk trazohet në atë që s'di. Të marrët për çdo gjë i shtrohen botës. Qeni i bariut nuk leh kot; qent e rrugës lehin, pse kanë dëgjuar të tjerët të lehin.

175. Ai që nuk cakton një drejtim për veten e tij, por ndjek rrugën e të tjerëve, i ngjan qorrit që ecën duke rrokur nga pëqiri shokun që shkon para tij.

176. Në botë nuk gjënden dy mendime të ngjashme nga çdo pikëpamje; ai që pranon çdo mendim të filozofëve më të mëdhenj pa kundërshtuar asnjërin, është pa mend.

177. Një punë e bukur është më e dobishme se një mijë f jalë të bukura.

178. Jeta, rehatia dhe mirëqenia blihet me punë; kush punon shumë asnjëherë nuk vuan dhe nuk bie në ngushticë.

179. Fëmija sikundër që mëson të flasë gjuhën e s'ëmës, t'atit dhe të gjindve të tjerë të shtëpisë, pajiset edhe me moralin e tyre.

180. Nuk është mësuesi ai që edukon njeriun, por nëna, ciadua dhe edukatori i tij. Gruaja që është vetë e edukuar, ose që edukon vetë fëmijën e saj, ose ia dorëzon një personi të edukuar. Fëmija e gruas së paedukuar vjen në botë për t'u bërë fatkeq.

181. Këshillimi është pergjeli (kompasi) i zgjidhjes së punëve të vështira.

182. Kënaqësia e zbavitjeve dhe e lojërave është në shoqëri, kënaqësia e leximit në vetmi.

183. Njeriu nuk mund të zbavitet po nuk bëri batall synimet e mendimit të tij dhe ndjenjat e zemrës së tij.

184. Zbavitja e mendjes është studimi, ztaavitja e zem-rës melankolia.

185. Kush i tregon botës rrugët në një qytet, humbet në rrugicat e një qyteti tjetër.

186. Në është se ka një gjë që e kënaq njeriun në bota, është gëzimi i nderit dhe i simpatisë nga të gjithë.

187. Zemra është një fëmijë (është si fëmijë), kujton se bëhet gjithçka që dëshiron.

188. Njeriu e shikon të shkuarën me ngashërim, të ardhmen me shpresë; asnjëherë nuk është i kënaqur nga e tashmja.

189. Lumturia e ngjan hënës që duket në majën e një mali; njeriu thot: po të dal në majën e këtij mali do ta kap hënën; mirëpo kalon sa fusha e sa male — përsëri hënën e shikon të qëndrojë në majë të malit tjetër që ka përpara.

190. Ndalesa e atij që udhëton me karrocën e shpresës është skamja.

191. Njeriu është gjuetar i shpresës; duke u turrur pas saj, bie në gropë, ndërsa shpresa fluturon, ikën.

192. Vetëm borxhi i marrë për ta taërë mjet pune, paguhet me lehtësi.

193. Një proverb spanjoll: Mos kërko ndihmë nga asnjëri për një punë që mund ta kryesh vetë.

194. Nuk i takon gjë dhëmbit të skiles që qëndron e mbyllur në strofkun e vet.

195. Mahnitja, të shumtën e herës, lind nga injoranca.

196. Njeriu që nuk i harxhon menjëherë të gjitha ato që di, syri i popullit në çdo kohë atë e shikon për dijetar.

197. Njeriu po nuk u turpërua për fajin e tij të bërë me padashje, mund të bëjë faj edhe me dashje.

198. Kush u hy shumë punëve, s'mund të kryejë asnjerën si duhet.

199. Nderimi i tepëruar është njëfarë përbuzje (ose lajkë).

200. Buka e elbit e shtëpisë është më e mirë se buka hase (e grurit të thjeshtë) e pazarit.

201. Njerëzit ndryshojnë nga njëri-tjetri nga koka, jo nga këmbët.

202. Njeriu mbasi të ketë fituar famë e madhështi, po të jetojë më gjatë, bjerr famën dhe madhështinë e fituar.

203. Njeriu nuk dëshprohet për fatkeqësinë dhe mizerjen që ka pësuar, por hidhërohet duke e kujtuar lumturinë e tij të humbur.

204. Me zhurmë nuk kryhet asnjë punë. Njeriu i punës është tepër i heshtur.

205. Lumturia e bën njerinë të fitojë shumë miq; fatkeqësia i kalon nga guri i provës (që përdor argjendari), duke lënë një pakicë dhe e shpërndan shumicën e tyre.

206. Miqësia është si drita e shkrepëtimës; sa më i errët të jetë vendi, aq më shumë ndriçon.

207. Një dijetar anglez thot: “Më e madhja lumturi e miqve të mi nuk më duket e shumtë, dëmi i tyre më i vogël më duket i madh.”

208. Durimi dhe meditimi nuk bashkohesn me pendimin.

209. Në lumenj të mëdhenj ka peshq të mëdhenj, por është rrezik të mbytesh; është më mirë të kënaqesh me peshq të vegjël të lumenjve të vegjël.

*Të mira të shumta ka në det,*

*Në do shpëtim, rri në çip i getë.*

**(Sheh Sadi)**

210. Në është se ekziston gabim i pëlqyer, është ai që ne, të shtyrë nga simpatia për një shok, kujtojmë se ai është njeri i përsosur.

211. Kopracia e një pasaniku i bën fëmijët e tij në vogëli të bëjnë çdo të ligë e pas vdekjes së tij të bëjnë rrush e kumbulla pasurinë e trashëguar dhe të kalojnë jetën e tyre në pendim e në vuajtje.

212. S’ka faj më të madh se shpërdorimi i besimit.

213. Zemërimi është një ves aq i lig sa që nuk mund të krahasohet me veset e tjera të këqia.

214. Gjykatësi i gjykon më me lehtësi armiqtë e tij.

215. Po të dyshosh për besnikërinë e një shoku, dyshimi yt mund të bëhet shkak që edhe ai të dyshojë për ty.

216. Kush don të jetë i lumtur, të përpiqet të përmirësojë sjelljet e tij.

217. Shija e çdo gjëje varet nga koha dhe rrethana: nuk lypset gjella me yndyrë për të sëmurët dhe muzika për ata që janë të hidhëruar.

218. Tre vetë që ndihmojnë njëri-tjetrin çojnë një peshë, të cilën s'mund ta ngrenë gjashtë vetë, të cilët kërkojnë t'ia lënë barrën njëri-tjetrit.

219. Zemra është një astrolog që s'gabon asnjëherë me zbulimet që bën.

220. Arra me lëvozhgë të hollë ka thelb të madh.

221. Kush don t'i nxjerrë një sy tjetrit, do të mbetet vetë pa të dy.

222. Gruaja që shëtit derë më derë flet shumë, edhe për atë flasin shumë.

223. Rruga e jetës është drejtësia, mos u ndaj nga rruga për të hyrë nëpër rrugica.

224. Mos u grind (me fjalë) me atë që është përkrahës (i fortë) i një mendimi të tij.

225. Njeriu mentar nuk flet për veten e tij dhe për punë që i përkasin atij vetë.

226. Mos i trego përralla atij që beson shumë, sepse i merr për të vërteta.

227. Kush ve interesat e përgjithshme mbi të tijat, është njeri me të vërtetë.

228. Detyra sa do e vogël që të jetë prapë e rëndë është.

229. Mos e shiko si të lehtë një detyrë që nuk e ke provuar dhe mbaruar në jetën tënde.

230. Mos e qesh hamallin e bërë dyfish duke pasur një gjë të vogël në shpinë, sepse ajo gjë që sheh ti të vogël është plumb 80-okësh.

231. Kush lexon shumë, medoemos bëhet dijetar; kush punon shumë, medoemos bëhet i pasur; kush kujdeset për higjienën, medoemos bëhet i fuqishëm; kush ka sjellje të mira, medoemos bëhet i lumtur. Ai që i plotëson të gjitha këto kondita, le të thotë se ka bërë me të vërtetë jetë në botë.

232. Jeta e njeriut është një pe i dredhur nga lumturia dhe fatkeqësia. Po të ishte dredhur vetëm nga fatkeqësia, do të ishte këputur shpejt, po të ishte përbërë vetëm nga lumturia, do të ishte tepër i ashpër dhe nuk do të hynte në punë.

233. Dajaku e bën të paedukuar njeriun e edukuar; të paedukuarit ia shton edhe më shumë atë.

234. Fabkeqësitë kur vijnë — duket se tremben nga njerëzit që janë armiqtë e tyre — vijnë të gjitha bashkë.

235. Koka s’mund të shkojë askund vetë, atë e dërgoj-në këmbët, por këmbët s’tunden vendit fare pa kokën.

236. Nuk është burrëri t’i heqësh një qime luanit të lidhur për qafe me zinxhir.

237. Mos e nis një punë, në të cilën ti sheh për veten tënde 9 dobi dhe një dëm për publikun, sepse do t’i humbasësh të 9 dobitë, ndërsa konsekuencën e dëmit të përgjithshëm do ta heqësh për se gjalli dhe pas vdekjes sate.

238. Një proverta spanjoll thot: “Njerka edhe sikur të jetë prej sheqeri, prapë e hidhët është.”

239. Vjehra nuk e kujton asnjëherë kohën e nusërisë.

240. Është e lumtur ajo grua që s’ka vjehër dhe kunatë.

241. E shumta e godinave që të du'ken të bukura, e kanë themelin të dobët.

242. Lumturia dhe fatkeqësia kanë mbarim; kur zgjat njëra shumë, do të thotë se i është afruar koha tjetrës.

243. Mbas agjërimit bie bajrami.

244. Nuk mungojnë pulat po nuk mungoi gruri në kotec.

245. Një i vobegët që vdes nga skamja është viktimë e atyre që, duke pasur mundësi, kanë munguar ta ndihmojnë.

246. Bota është një kurthë, gjahu është shpresa.

247. Nuk hidhërohemi për një të ligë që e ka shërimin; ç'vlen hidhërimi për të ligën që s'ka shërim?

248. Mos e piq mishin që s'ke për ta ngrënë.

249. Mos u bë mjaltë se të hanë mizat.

250. Është sherr ta vonosh bamirësinë.

251. Gabimi i atij që punon me dëshirë dhe endje, është më i mirë se të qëlluarit e atij që punon pa dashur.

252. S'ka asnjë plak që nuk mund të jetojë edhe një vit (më shumë), s'ka asnjë të ri që nuk mund të vdesë sot.

253. Gjendja e dehur (të pirët) nuk e ndryshon njeriun, vetëm e bën të duket ashtu siç është në të vërtetë, pasuria nuk ia ndryshon moralin njeriut, ia nxjerr në shesh atë.

254. Pjala e keqdashësit është si qymyri, edhe kur nuk e djeg sendin që e prek, e nxin atë.

255. Shtëpia që nuk i duket tymi, s'ka kuzhinë.

256. Koha mund të bëjë të harrohen fatkeqësitë më të mëdha.

257. Vlera e zjarrit kuptohet në ditët e dirnërit, e ajo e dëborës në ditët e verës.

258. Trimëria në kuvendim dhe eleganca në fushë të betejës s'bëjnë para.

259. Qesja nuk zbrazet duke dhënë lëmoshë.

260. Po s'tërhoqe dot lopatën, mos i hip sandaliit.

261. Grada e qytetërisë dhe e moralit të një populli kuptohet nga këngët dhe lojërat e tij.

262. E vërteta është një lloj ujë i nxehtë që del nga toka, i cili shkrin dëborërat dhe akujt që ka përqark, i bën për vete dhe shtohet duke shkuar dhe sado që mund të ngrijë duke u ftohur ajri, pa kaluar shumë kohë prapë bëhet siç ka qenë (ujë i rrjedhshëm).

263. Në është se ke mundësi të kesh gjashtë shërbyes, mba tre dhe të tjerët lëri për atë botë, d.m.th. rrogën dhe ushqimin që do t'u japësh këtyre të treve, jepua të vobegtëve.

264. Nuk shkohet në Bagdad me gomar topall dhe me qese bosh.

265. Mirësia që bën njeriu, mirësi është, por nuk e zhduk ligësinë që ka bërë.

266. Lëvdata rrëshqet si ujët sipër njeriut, ikën, por përbuzja, si vaji — lë një njollë që është vështirë të pastrohet.

267. Delen që ndahet nga tufa e ha ujku.

268. Kush lë xhadenë, humb rrugën.

269. Kush mbështetet në një dru të madh, është gjithmonë nën hije.

270. Dëborën në daç zieje, në daç thaje në diell, s’mund të kesh veçse ujë.

271. Të thuash po është më mirë se të thuash jo, por po-ja e cave është më e keqe se jo-ja e ca të tjerëve.

272. E keqja në botë të shumtën e herës vjen nga ata që janë shumë të uritur ose shumë të ngopur.

273. Gjithësecili dëshiron t’i shohë njerëzit e mëdhenj, por më mirë është të shohësh veprat e tyre, d.m.th. të shohësh ata vetë, sepse idetë e tyre s’kuptohen nga fytyrat e tyre, por dallohen nga veprat e tyre.

274. Shtytësi i së ligës s’ka ndryshim nga ai që e kryen.

275. S’ka dobi nga tufa e bariut, që kënaqet nga zëri i bilbilit më shumë se nga blegërima e qengjit.

276. Qeni i tërbuar më së pari kafshon të zotin.

277. Nuk bie miza në gjalpin që është duke valuar.

278. E ha ujku atë gomar që e zotërojnë disa vetë.

279. Kush nuk merret vesh me vëllanë, s'merret vesh fare me bashkëqytetarët e tij.

280. Njeriu të mos ketë frikë nga ligji, të ketë turp nga bota, të ketë frikë nga ndërgjegjeja e tij.

281. Mos ia thuaj gruas fjalën që s'mund ta thuash në rrugë.

282. Dashuria është kripa e jetës, jeta pa dashuri s'ka asnjë shije.

283. Kur të lavdon dikush, mos e prano lëvdatën që të bëhet pa e peshuar në ndërgjegjen tënde nëse është e drejtë a jo.

284. Mos e qorto atë që ka rënë në greminë pse nuk i dëgjoi këshillat tuaja, as mos e këshillo përsëri. Po e nxorre nga gremina që ka rënë, atëherë ai panon këshillat e tua.

285. Mendojmë se njeriu vdes dhe shkon, mirëpo të vdekurit janë ata që edukojnë fëmijët tanë, që na mësojnë dituritë dhe shkencat, kur marrim në dorë një libër dhe e lexojmë në vetmi në një çip dhe, sipas rastit, ata na bëjnë të qeshim apo të qajmë.

286. Mos prit pemë nga shelgu e hije nga hurma.

287. Biseda lind nga mendimi; biseda pa nendim nuk eshtë bisedë, është grindje.

288. Liria varet në kënaqësinë me atë që ke (kanaat); lakmia, pasuria dhe fama e robërojnë njerinë.

289. I famshmi Newton, ca ditë para se të vdiste, tha: “Nuk di çdo të thotë publiku për mua. Por unë i përngjaj një fëmije që mbledh guaska në buzë të oqeanit. Me gjithë përpjekjet e mia të shumta, nga deti i së vërtetës munda të shtie në dorë vetëm 5—10 guaska që kishin dalë në breg.”

290. I famshmi filozof Taj Çung thot: Deti i përmbyt anijet, por po të mos ishte deti, nuk do të ishte as emri i anijes...

291. Solomoni thot: “S’ka trathtar më të madh se ai që është afër një sovrani dhe fsheh të vërtetën.”

292. Saadiu, filozof persian, thot: “Po t’i marrë sovrani një kokërr vezë fshatarit, njerëzit e tij ia grabisin të gjitha pulat.”

293. Sovrani, i cili e bën të dashur veten e tij ndaj popullit, nuk trembet edhe sikur gjithë bota të çohet kundër tij.

294. Puna e njeriut të zakonshëm, ose fjala e thënë prej tij, harrohet dhe iken brenda një ore; ndërsa fjala dhe vepra e një njeriu të madh mbetet në histori dhe në gojë të popullit sa të jetë bota; prandaj njerëzit e mëdhenj duhet t’u shmangen argëtimeve e zbavitjeve dhe duhet të mendohen për çka do të thonë e do të bëjnë, sepse është shumë i madh ndryshimi ndërmjet së keqes dhe së mirës.

295. I miri Solomon thot: “Konsultimi rrit bashkimin dhe fuqinë; s’mund të ketë forcë ku s’ka konsultim.” (Me këtë Samiu kritikon Sulltanin pse shpërndan parlamentin dhe rrënjos diktaturën e tij personale në Turqi.)

296. Një nga filozofët kinezë thot: “Sovrani, i cili ia del të zgjedhë një këshilltar që thotë të vërtetën, që nuk i do lajkat dhe që është mentar dhe i zoti, ai meriton të sundojë.”

297. Konfucio thot:”Njeriu, i cili, duke u konsultuar, vërejtjet që i bëhen i pranon mbasi të jetë menduar, është i zoti për çdo gjë; ai, i cili i mbështe tet vetes së tij dhe nuk respekton konsultimin, nuk shpëton nga gabimet edhe sikur të jetë më i madhi filozof i botës.”

298. Alfonsi X-të, mbret i Spanjës, thot: “Në thesaret e grumbulluar nga ana e një mbreti është e pamundshme të mos hyjë padrejtësia; padrejtësia është si baruti, sigurisht një ditë merr zjarr dhe bashkë me thesaret zhduk dhe të zotin. Mbreti që përpiqet të mbushë thesaret e tij, nuk është mbret i kombit, por skllav i thesareve të tij.”

299. Më i madhi filozof mund të gabojë; opinioni publik është i pagabueshëm. Bile nuk mohohet se në opinionin publik ka një fuqi shpirtërore edhe në parashikimin e ngjarjeve që do të ndodhin.

300. S’ka lumturi më të madhe për njeriun se rifitimi i lirisë që ka bjerrë ai.

301. I miri Solomon thot: “Lajkatari është një gjuetar, laku i tij është lajka, në këtë lak nuk bie njeri, pos atyre që janë mendjezog.”

302. Bashkimi (besëlidhja) i bën të mundshme gjërat e pamundshme, përçarja i bën të pamundshme të mundshmet.

303. Mos prit ndihmë nga ai që nuk sheh nevojë për konsultim.

304. Ai që pranon këshilla, është më i madh se ai që jep, sepse, sa lehtë është të japësh këshilla. aq rë-ndë është t’i pranosh.

305. Shumica e ligësive që shihen në botë shkaktohet nga ari. Natyra duket se i ka ditur të ligat që do t’i sjellë njerëzisë ky mineral, prandaj e ka groposur aq thellë në

tokë; por njerëzit, të cilët kanë në shpirt gjithmonë ligësinë, futen thellë si iriqi dhe dalin përsëri.

306. Mos baktis punën për të mësuar lajme të reja; sa të kalojë pak kohë ai lajm i ri do të vjetrohet, i bie vlefta e atëhere do të mund ta dëgjosh edhe aty ku je.

307. Exheli (vdekja) i qenit që gjuan ujkun, është te dhëmbi i tij.

308. Kush ngjitet lart, sigurisht do të zbresë poshtë.

309. Gjysma e punës është e mbaruar kur ajo fillohet me dëshirë.

310. Nuk është mik yti ai që bën faje kundër teje.

311. Kush nuk dëshiron të humbasë për jetë privilegjet e tij, duhet të lëshojë ca prej tyre me dëshirën e tij, sepse druri rritet më shumë kur krasitet.

312. Ata që bëhen vegël e mizorive të një mizori, janë më të ligj se ai vetë.

313. Për të mbaruar një punë, më parë duhet menduar, së dyti konsultuar, pastaj duhet filluar.

314. Ujët që rri — qelbet; duhet të lëvizë për t'u pastruar.

315. Çdo njeri nuk trajtohet një lloj, stofi pastrohet me brushë e kadifeja me dorë.

316. Nuk i duhet gjë qeni atij që nuk është në gjendje të ushqejë fëmijën e vet.

317. Dëshira mund të kënaqet vetëm me anë të shpresës.

318. Kur flet — mos lëviz me dorë, sepse kur ti punon gjuha s'ta ndihmon dorën.

319. Duhet kujdesur të mos thyhet shtama, sepse është e pamundshme të mblidhet krejt ujët e derdhur.

320. Dyshimi është gur argjendari i së vërtetës, kush dyshon në marrëdhëniet e përditshme, s'gabon asnjëherë, kush dyshon në veprimet e veta, bëhet filozof.

321. Turma u lakmon mrekullive, më shumë u taeson gënjeshtrave se së vërtetës. Një gënjeshtër, që njëri e ka bërë për ta besuar një popull brenda një dite, diturisë dhe shkencës i duhen shekuj për ta shkulur nga mendja e njerëzve. Me gjithëkëtë, mbresa mbetet se mbetet.

322. Një kokërr gruri nuk e mbush dot hambarin, por ndihmon kokrrat e tjera që e kanë mbushur.

323. Gjuetari dhe peshkatari kurrë s'bëhen pasanikë.

324. Një filozof ka thënë: "Lajkatari (servili) shkon në skëterrë duke kaluar nga parajsa."

325. Armiqësia më e rëndë është ajo që ngjan ndërmjet atyre që jetojnë në të njëjtën shtëpi.

326. Po të jetë e mundshme të zbriten nga jeta jonë ditët që kemi kaluar me hidhërim dhe vuajtje, mund të themi se kemi jetuar në botë; por, atëherë jeta bëhet tepër e shkurtër.

327. S'ka më bukëshkelë se nakari, sepse duke lindur nga mirësia e tjetrit, i do të keqen.

328. Dhelpra tretet duke menduar pulën që nuk e shtie dot në dorë.

329. Arma më e mirë për ta mposhtur armikun është zemra.

330. Në gurin e varrit të një ngadhnjyesi tëmadh ishte shkruar: “Këtu është vendi ku ka arritur ky njeri që ka rënë këtu pasi ka pushtuar botën. O ti njeri, që dëshiron të ngadhnjesh tërë botën, mos harro se rruga e gjatë dhe me mundime, këtu ka për të sjellë.”

331. Në gurin e varrit të një tjetri kishte një shkrim të çuditshëm si ky: “Ai që ka rënë këtu, ka vdekur duke mos dashur.”

332. Tjetër: “Ai që ka rënë këtu, edhe kur ka qenë gjallë, s’ka bërë gjësend.”

333. Në portën e faltores së Delfit, një nga faltoret e vjetra të Greqisë së vjetër, kanë qenë shkruar këto tri këshilla të filozofit Gilon: “Njih veten tënde; mos lakmo shumë; ruaju nga borxhi dhe nga të ngrënit me f jalë.”

334. Ai që i përgjigjet me ligësi mirësisë sate, bëhet mjet për të bërë të njohur mirësinë tënde dhe ligësinë e vet.

335. Po të njohësh një faj të ndonjërit, mund ta mbulosh me një nga virtytet e tij.

336. Po t’u thye çekani kur je duke mbërthyer një gozhdë në murë, bjer me kokën tënde.

337. Forca e mendimit hy në punë më shumë se tehu i shpatës; prandaj ruaje atë dhe mbaje gati për ta përdorur në kohën e duhur.

338. Trupi, sado i fortë, i bukur dhe i shëndoshë të jetë, prapëseprapë një ditë tokë do të bëhet. Mendimi, po të jetë i dobët, nuk i duket ndikimi edhe kur njeriu është i gjallë, po të jetë i fortë — mendimi mbetet gjallë edhe pas vdekjes së tij.

339. Ca njerëz i ngjajnë një godine të madhe ende të paplotësuar dhe të parregulluar, e cila nga jashtë duket si një saraj i madh, ndërsa përbrenda nuk është tjetër veç mure të thata dhe pluhur e dhë.

340. Ajo që forcon mendimin është gjykimi. Mendimi i pranuar në çdo kohë pa u gjykuar nga asnjëri, kalbet shpejt.

341. Filozofët thonë: “Njeriu s’mund të shohë të metat e të dashurve të tij; kur puna qëndron kështu, si kërkohet që njeriu t’i shohë «të metat e veta?”

342. Njëri nga autorët anglezë thot: “Anglezi dëgjon, frëngu flet. Ndër anglezët mund të gjesh asi që edhe dëgjojnë edhe flasin, por te frëngu s’mund të gjesh të tillë; në është se frëngu ta le ty radhën dy minuta për të folur, mos kujto se po të dëgjon, jo, ai është duke menduar se ç’ka do të thotë kur ti të kesh mbaruar së foluri.”

343. Një mentar e kishin pyetur për tanë (taabanë) dhe sojin e tij. “Im atë janë krahët e mi, soji im — veprat e mia.”

344. Ai që nuk është në gjendje të ecë në rrugë të sheshtë, mos e shtrëngo t’i ngjitet malit.

345. Në çdo punë ka pak a shumë dobi, vetëm në të folur për së tepërmi s’ka asnjë dobi.

346. Shërbëtoret kanë gjithmonë dëshirë të mbledhin lajme e zonjat e shtëpisë dëshirojnë t’d dëgjojnë. Qoftë larg! Sikur edhe i zoti i shtëpisë të përulet dhe të dëgjojë këto tregime, në shtëpi s’mbetet tjetër veç fjalëve.

347. Po të bashkohen dy tufa (bagëtish) të vogla, bëhet një tufë e madhe.

348. Një tigër të lidhur me zinxhirë mund ta përmbajë edhe një fëmijë, por, po u këput zinxhiri edhe njeriu më i fortë në botë nuk mund ta mbajë.

349. Zemra e gëzuar njeriut ia bën të qeshur fytyrëin, zemra e dëshpëruar i ndrydh mendjen.

350. Konfuci thot: “Çdo njeri po të kishte dëshiruar të jetë i ditur aq sa dëshiron të jetë i bukur, nuk do të kishte injorantë në botë.”

351. Kalorësi në det dhe barkatari në tokë nuk vlejnë gjë.

352. Aq sa ka nevojë personi me përvojë, por i paditur, për ndihmën e dijetarit, edhe dijetari i papërvoje ka po aq nevojë për ndihmën e atij që ka përvojë, por që nuk është i ditur.

353. Po deshe të ahmerresh kundër një gruaje, lëvdo në sytë e saj një grua itjetër.

354. Ata që janë të kujdesshëm, shohin që përpara fatkeqësinë dhe i shmangen asaj; ndërsa të pakujdesshinit i dalin përpara dhe zhduken prej saj.

355. Vlefta e ujit kuptohet kur shterret pusi.

356. Shkenca zbulon të fshehtat, ndërsa mjeshtëria (arti, industria) i krijon gjërat.

357. Kur njeriu do të marrë një vendim, duhet të parashikojë edhe rreziqet; por, pasi të ketë vendosur dhe të jetë duke e zbatuar, nuk duhet të mendojë kurrgjë, d.m.th. në marrjen e vendimit të jetë frikacak e në zbatim të jetë trim.

358. Bakoni, filozof i madh anglez thot: “Lavdia e atij që komandon shkon krahas me lavdinë e atyre që komandon; s’ka lavdi të komandosh një tufë shtazësh. Të jesh kryetar i shumë skllevërve, është një ofiq i poshtër.”

359. Po të mos frynte era në dete, s'do të kishte stuhi, por edhe anija nuk do të ecte. Po të mos ishte gruaja në botë, asnjëri nuk do të ishte i mjerë; por nuk do të ishte edhe njeriu.

360. Një proverb spanjoll: "Më mirë të thyhesh se të përkulesh."

361. Mos u shqetëso nga zemërimi i të drejtit, kij frikë heshtjen e tiranit.

362. Njeriu, gjësë që dëshiron i shikon vetëm anën e mirë, asaj që shtie në dorë, vetëm anën e ligë.

363. Shkalla e parë e marrëzisë është të kujtosh se je i mençur.

364. Konfucio thot: "Njeriu i përsosur nuk tundet nga vendimi që ka marrë, shkon mirë me shoqërinë, por nuk bën pjesë në të."

365. Po ai: "Njeriu i përsosur, kur sheh se po i kalon jeta, dëshpërohet duke menduar se nuk po le pas shumë vepra të dobishme, të cilat do ta mbajnë të gjallë emrin e tij."

366. Fati ia zgjat dorën guximtarit.

367. Mos t'i ankohet fatit ai që bjerr rastin.

368. S'ka njeri të lig që të mos jetë miqësuar me të tjerë, duke mos u njohur si i tillë; s'ka njeri të mirë që të mos jetë përbuzur nga disa të tjerë, duke e kujtuar për të lig.

369. Disa njerëz i bëjnë mirë gjithkuj, por jo vetes së tyre. Këta i ngjajnë një ore të varur në murin e jashtëm të shtëpisë, i cili u tregon kohën të gjithëve, përveç atyre të shtëpisë.

370. Dielli nuk e ruan për gjithë ditën bukurinë e mëngjezit; asgjë nuk e ruan forcën e saj që ka në fillim, me kalim të kohës e bjerr atë. Pra, atë që ti dëshiron të jetë gjithmonë e fortë, përpiqu ta fillosh më me shumë forcë se sa nevojitet.

371. Konfucio thot: “Njeri i përsosur nuk është ai që flet fjalë të bukura; por ai që e bën atë që thot, dhe thot atë që mund të bëjë.”

372. Po ai i nderuar thot: “Kush zë dituri e shkencë dhe nuk vret mendjen e vet, ka bjerrë kohën kot, ai i cili pa zënë dituri e shkencë vret mendjen (përpiqet, mendon) dhe përpiqet që të zbulojë gjërat e zbuluara lodh kot mendjen e tij.

373. Në të vërtetë, shkenca për njerinë është të dallojë atë që di nga ajo që nuk di.

374. Ai që zgjedh si model kaligrafie një shkrim të bukur, nuk mund ta imitojë atë plotësisht, por duke përmirësuar shkrimin e vet, mund të shkruajë edhe më bukur se modeli. Po ashtu — ai, i cili përpiqet t’i ngjajë një njeriu të madh në sjelljet dhe veprimet e tij, nuk mund t’i përvetësojë ato, por në është se korrigjon sjelljen e tij dhe në qoftë se ka prirje natyrale, bëhet më i madh se ai që ka imituar si nga mendimi ashtu edhe nga sjellja.

375. Pozitës, që nuk është fituar me të drejtë nuk i shihet dobia; ajo është punë e përkohshme.

376. Edhe dëshira e të sëmurit për t’u shëruar edhe shpresa e tij se do të shëndoshet, është një lloj shërimi.

377. Jeta ndodhet gjithmonë para një armiku siç është vdekja. Ndërsa jeta nuk zotëron asnjë mburojë, asnjë armë, vdekja ka armë të forta, në çdo pikë që ta sulmojë jetën, është e qartë se do ta mundë atë.

378. Viktimat e gjuhës janë më të shumta se ato të shpatës.

379. Njeriu mund të arrijë lartësinë e virtytit dhe të përsosmërisë, por keqdashësi ia lidh litarin për këmbe dhe e tërheq teposhtë.

380. Për të jetuar njeriu rehat në botë, i nevojiten katër gjëra prej metali: një torbë me florinj, një pishtar i argjendtë, një fytyrë prej bronzi, një zemër prej hekuri.

381. Zemra e një njeriu që ka pësuar një fatkeqësi të madhe i ngjan një tasi të mbushur plot rae ujë; një lëvizje e vogël bëhet shkak të derdhet.

382. Kush vdes me nder, edhe pse e bjerr jetën, fiton famën.

383. Një filozof mblodhi nxënësit e tij dhe i pyeti se cila është gjëja më e mirë në botë për njeriun. Njëri tha: “mendja e përsosur”, tjetri: “shoku i mirë”, një tjetër: “fqiu i mirë” dhe një tjetër: “kujdesi dhe largpamja”. Filozofi puk pëlqeu asnjerën. Më në fund, njëri porsa tha: “është zemra e mirë”, filozofi: “Po, tha, po të jetë kjo, janë edhe ato që thanë të tjerët.”

384. Njeriu duhet të përpiqet që lumturinë të mos e ketë vetëm për veten e tij. Një grua kur vajti pranë një burimi, ku kishte takuar të dashurin e saj kur ka qenë e re, kujtoi atë lumturi dhe tha: “Ashtu sikundër kam qenë e lumtur njëherë në këtë vend, tani le të lumturohet një tjetër”. Nxori unazën e saj shumë të shtrenjtë dhe e la aty.

385. Mos u prish me shokët e tu për t’i mbajtur anën një njeriu me pozitë; sepse po të ndahesh nga ky, s’ke ku të strukesh.

386. Njeriu i përsosur mund të ketë pak faje, por të mëdha.

387. Ca pak të meta të një njeriu nuk ia ulin vlerën; njollat e diellit nuk e pengojnë fare ndriçimin e tij.

388. Vlera e njeriut kuptohet pasi të ketë vdekur, sepse, kur është gjallë, cmira dhe mëria vlerat e tij mund t'i kthejnë dhe t'i bëjnë të duken të meta.

389. Po të nderoheshin dhe të çmoheshin dijetarët kur janë gjallë ashtu sikundër lartësohen pas vdekjes së tyre, nuk do të mbetej njeri pa u bërë dijetar në botë.

390. Kush ndërton pallate në erë — qoftë dhe në ëndërr — ia mbërrin qëllimit pa shpenzuar asnjë lek.

391. Po t'i sodisish me kujdes kombet në botë, nuk shihet asnjë komb i egër që të mos zotërojë pak a shumë ndonjë zakon të mirë, nuk ekziston asnjë komb i qytetëruar që të jetë i dëlirë nga disa vese barbare dhe sjellje të dëmshme.

392. Shtëpia e gruas shpneshë duket për së largu.

393. Ai që çohet të ahmerret për çnderimin që i është bërë, është çnderuar dy herë.

394. I vobegti mund të jetë i ndershëm, perversi jo!

395. Nderi ndodhet rrallë aty ku s'ka hyrë mjerimi dhe vuajtja.

396. Mëson shumë ai që plotëson çka di dhe përpiqet të përvetësojë çka nuk di, ai që le mangut çka di dhe çohet të mësojë gjëra të tjera, nuk mëson kurrëgjë.

397. Është gabim i madh të përdorësh në punë të vogla atë që mund të kryejë punë të mëdha.

398. Selvini dhe kavaku bëhen më të gjatë se çclo dru, por nuk japin pemë.

399. Njeriu ka nevojë për arsim ashtu si bima për ujë. Ashtu sikundër që thahet pema kur është e njomë, po nuk u vadit, edhe njeriu thahet shpirtërisht po nuk u edukua qysh në fëmijëri (vogëli), sepse nuk i mbetet gjë për t'i shërbyer njerëzimit.

400. Për të kuptuar se cili nga disa djem do të bëhet njeri i madh, duhet t'i mbledhësh ata të gjithë bashkë dhe t'u tregosh një ndodhi të dhimbshme; kush do të preket dhe do të qajë, ai do të bëhet njeri i madh.

401. Njeriu zemërgur dallohet nga shtazët e tjera vetëm si rod.

402. Njeriu, para së gjithash, duhet të mësojë shkallën e paditurisë së tij.

403. Konfucio thot: "Njeriu me mendje të përsosur dhe me përvojë s'ngutet kur do të vendosë për një punë; guximtari nuk trembet nga asnjë gjë dhe ai që do t'i shërbejë njerëzimit nuk ndikohet nga mirëqenia apo fatkeqësia e tij."

404. Kanë pyetur një filozof të përmendur: "Ç'është vdekja?" "Më tregoni mua ç'është jeta, t'ju them ç'është vdekja!" — është përgjegjur.

405. Njeriu nuk është i përjetshëm, le të përpiqet të jetë e pavdekshme ajo që do të thotë dhe ajo që do të bëjë.

406. Zgjuarësia të shumtën e herës hy në punë për të gjykuar punët dhe sjelljet e të tjerëve.

407. Një anglez, kudo që të ndodhej, meqë dyshonte se nën tryezat dhe pas perdeve ka përgjues, kujdesej shumë kur do të fliste. Pra, pasi në një çip të zemrës së njeriut qëndron një përgjues i tillë siç është ndërgjegjja që shënon çdo fjalë dhe çdo punë të tij dhe, pasi i shënon, ka zakon t'ia kujtojë dhe t'ia trokasë në kokë të zotit, njeriu duhet të ketë gjithmonë kujdes për f jalët dhe punët e tij — qofshin të hapta, qofshin të fshehta.

408. Pasuria nuk e vlen mundimin që heq njeriu për ta fituar, kujdesin që nevojitet për ta ruajtur dhe më në fund hidhërimin e shkaktuar kur humbet.

409. Janë të shumtë ata që puthin atë dorë, të cilën dëshirojnë ta presin (kafshojnë).

410. Meqenëse shporri i ëndërrimit është dëshira, ky kalë (d.m.th. ajo që ëndërron) kalon gjithmonë përtej mundësive (për ta arritur).

411. Zogu që ka jetuar i lirë, ia del të shpëtojë nga kthetrat e skifterit; ndërsa zogu që ka shpëtuar nga kafazi, mbasi ka në mendje vetëm ikjen nga kafasi, bie në kthetrat e armikut të tij.

412. Edhe në jetëshkrimet e njerëzve më të mëdhenj shihen disa vogëlsira. Jeta e njeriut është një godinë e përbërë nga mermeri dhe balta.

413. Njerëzit e kanë gurin e provës për të dalluar floririn; por floriri është vetë gur prove për të dalluar njerëzit.

414. Ashikun të gjithë e kujtojnë për të marrë; por s'ka filozof më të madh se ai. Për atë s'ka asnjë ndryshim midis bareshës dhe princeshës. Baresha që dashuron ai është më e lartë se princesha.

415. Gjërat që numërohen të shenjta, si mendja, njohuria dhe dituria, nga shkaku i lakmisë për famë e madhështi, s'mund t'u qëndrojnë disa dëshirave të kota,

ndërsa dashuria mund çdo gjë. Dashuria duron varfërinë, nevojën, urinë, mundimin, poshtërimin — çdo gjë. Dashuria e ndryshon skëterën në parajsë. Në qoftë se kërkohet një shenjë e botës shpirtërore në botën lëndore, ajo shenjë është dashuria.

416. Ëndërrimi çdo gjë nuk e tregon ashtu siç është. por ashtu siç dëshirohet. Prandaj vetëm ëndërrimi është që bën të shijohet bota dhe jeta.

417. Kur të njihesh me ndokënd për herë të parë, kujdesu të kuptosh nëse po përpiqet të dëgjojë ato që thua apo të dëgjosh ato që thot ai.

418. Edukatë në bashkëbisedim nuk është vetëm të flasësh f jalë të mira. Është konditë të mos flasësh fjalë të ligë dhe të mos e lesh tjetrin ta thotë.

419. Gruaja dredharake është një trëndafile, që çdo gjeth të saj e mban një njeri, ndërsa të shoqit i takojnë vetëm gjembat.

420. Zakoni është një prangë për njerëzit e përsosur e idhull për vulgun.

421. Duhet menduar për të ardhmen, por as të tashmen nuk duhet t'ia bëjmë fli së ardhmes. I urti nuk pranon të jetë sot fatkeq për të qenë i lumtur nesër.

422. Një fjalë e urtë e shqiptarëve: "Koka bën, koka pëson. Zemër, ç'ke ti që rrënkon?"

423. Goja kalon kufirin, dëmin e paguan mendja.

424. Në qoftë se ka dy dijetarë të pagabueshëm, njëri është prova.

425. Atij që rrit sorrat, me siguri një ditë do t'ia nxjerrin sytë.

426. Duhet t'ia këputësh kokën pulës që han te ti e vezët i bën te fqiu.

427. Nuk zihet në gojë litari në shtëpinë e të varurit.

428. Ujku, në vendin ku gjen një qengj, po në atë vend kërkon përsëri.

429. Zakonin që njeriu e ka përfituar në djep, e le në qivur.

430. Guximtarin nuk e vret plumbi e frikacakun mund ta vrasë krisma e pushkës.

431. Nuk mund të dalë puna e madhe nga dora e atij që nuk i përfill të voglat.

432. Më i poshtri i njerëzve është ai, që tregohet i rreptë kundrejt butësisë dhe i butë kundrejt rreptësisë.

433. Në qoftë se për njeriun ka në botë person më të lig dhe të poshtër se djalli, është ai, që para teje shitet mik yti e pas shpine vepron si armik.

434. Turma mendon se e drejta është aty ku sheh forcën, por e drejta me forcën bashkohet shumë rrallë.

435. Turma është e deshiruar për gjëra të jashtëzakonshme.

436. Vendi më i lumtur është ai ku ndihet sa më pak dora e qeverisë.

437. T'i ndalosh me forcë zakonet e liga të kombit do të thotë t'i shpallësh luftë atij; gjëja që nevojitet është të ngresh kombin në shkallë që vetë të heqë dorë nga zakonet e liga.

438. Pjalët dhe punët e njerëzve të mëdhenj nuk janë sipas vendit e kohës së tyre, ata mund t'i përshtaten çdo kohe dhe çdo vandi.

439. Figura morale e njeriut është rruga që ndjek.

440. Përpiqu të imitosh vetëm punët e mira të njerëzve të mëdhenj.

441. Nuk është forca që e bën shtetin të qëndrueshëm, është dashuria e nënshtetasve. Sovrani, i cili gëzon dashurinë e nënshtetasve të tij, as ka nevojë për top, as ka frikë nga topi i armikut.

442. Godina që ndërtohet pa u mbështetur në godina të tjera, sa më shumë që lartësohet aq më shumë i shtohet rreziku. (Edhe këtu Samiu ka parasysh qeverinë turke të kohës së tij, e cila nuk mundi të marrë pjesë në ndonjë koalicion).

443. Kush bazohet në forcën, bie për tokë po sa të thyhet forca, por ai që bazohet në drejtësinë, është i mbështetur në një godinë të fortë që nuk shembet kurrë.

444. Kundërshtimi (d.m.th. opozita) është armiku i forcës dhe i dëshirës; por, po të mos jetë kundërshtimi — as forca nuk duket as s'i mbetet shije dëshirës.

445. Është për keqardhje që në botën politike nuk është bërë zakon të respektohet nderi dhe mirësjellja. Një njeri i rëndomtë humb besimin po nuk e mbajti fjalën, një diplomat që qeverisë një shtet, sa më shumë të gënjejë, aq më shumë numërohet për diplomat.

446. Në kohën tonë të gjithë po merren me politikë; kjo punë ka taërë që të rinjtë të harrojnë zbavitjet e tyre, pleqtë — hallet e tyre, gratë — qeverisjen e shtëpive të tyre, adhuruesit — adhurimin, tregtarë: — fitimin dhe mjekët — të sëmurët e tyre.

447. Idetë e mëdha formohen te shpirtërat e mëdhenj.

448. Traktati i pranuar nga mundja, bie poshtë porsa të forcohet i munduri.

449. Aleati i fortë, të shumtën e herës, është më i rrezikshëm se armiku.

450. Aleata i fortë është zot i shokut të tij.

451. Një qeveri mizore kërkon rastin të ndëshkojë të pafaishmit, të thyejë guximin dhe të heqë lirinë.

452. Qeveria tirane, pasi në vend të drejtësisë mbështetet në forcën, ka nevojë për forcë edhe më të madhe.

453. Edhe qeveria më mizore përpiqet t'i tregojë të ligjshme veprimet e saj.

454. Tirania më e poshtër është ajo që shtyp mendimin.

455. Një qeveri mizore i kupton fajet e saj vetëm atëhere kur shtrëngohet t'i mbështetet opinionit publik, të cilin e ka zhdukur vetë.

456. Tirani më i poshtër është ai që është rritur nën regjim tiranie, sepse e ushtron tiraninë e tij me formë ahmarrjeje.

457. Tirania lind nga frika, sovrani që ka frikë nga nënshtetasit e tij, është i shtrënguar t'i frikësojë ata.

458. Sa ka frikë kusari nga qeveria, edhe tirani aq trembet nga shkrimtarët, e sidomos nga historianët.

459. Kur lakmia për famë dhe madhështi pushton shpirtin, nuk le vend për asnjë ndjenjë tjetër. Kur kjo lakmi hap gojën, natyra (e njeriut) hesht.

460. Mossuksesi e thyen dëshirën dhe guximin, por nuk mund t'i zhdukë; trimëria e thyer nga një mundje e madhe, mund të përmirësohet me një fitore të vogël.

461. Ata që qeverisin një shtet, duhet të mësohen t'u qëndrojnë dallgave dhe fortunave të opinionit publik, të mos i bëjnëmë të rrepta fortunat, por të përpiqen t'i qetësojnë ato.

462. Forca e armatosur e përdorur kundër së drejtës dhe lirisë, është ajo që do t'u shkaktojë vdekjen atyre iqë e përdorin.

463. Liria, nga ndonjëherë, nuk mund t'i mbrojë partizanët e saj; por nuk i vret me dorën e vet ashtu siç bën forca absolute.

464. Nuk duhet dyshuar për ndershmërinë e atij njeriu që e shajnë dhe e përbuzin lajkatarët.

465. Është trimëri e madhe të heshtësh në tubimin e lajkatarëve.

466. Mizoria e mizorit mund të vrasë disa keqbërës; por drejtësia e të drejtit (qeveritar) ia than rrënjën keqbërjes.

467. Nuk është mirësi t'i falësh tjetrit fajin e tij, duhet ta harrosh. Faji i falur pa e harruar nuk fshihet, mbetet i skalitur në zemër.

468. Spiunët dhe agjentët e fshehtë janë miza që lëshojnë larva në plagët që i janë hapur trupitië shtetit; për të merituar rrogën që marrin i tregoj në për kriminelë dhe fajtorë njerëzit e ndershëm dhe të pafajshëm.

(Sulltan Hamidi kishte formuar një rrjetë të madhe spiunazhi në gjithë perandorinë e Turqisë osmane, fijet e së cilës i mbante vetë në duart e tij. Shënim i përkthyesit.)

469. Ashtu sikundër i sëmuri që dëshiron të ndërrojë klimën me shpresë që të përmirësohet, edhe shoqëria, me besimin për t'u qytetëruar, dëshiron të ndryshojë gjendjen.

470. Pishtari i historisë tregon se drejtësia shkon paralel me paqen, dashurinë e me konsideratën dhe se lakmia për të pushtuar gjithë botën, veset si fanatizma, rebelimi dhe mizoria iënë mbrapa fatkeqësi që vazhdojnë për një kohë të gjatë dhe bëjnë që pasardhësit të mallkojnë paraardhësit e tyre.

471. Historia është një proces-verbal, i cili ligësitë e shekullit të tanishëm ia përcjell për gjykim gjykatës së opinionit publik të shekujve të ardhshëm.

472. Paanësia është ajo që shkruan historinë, historia që shkruhet nga anësia, nuk është histori, është përrallë.

473. Epokat që përmenden shkurt në histori, janë epokat më të lumtura të njerëzisë.

474. Historia, që i jep formë drejtësie mizorisë së mizorit, është më e keqe se 100 mizorë.

475. Mendimet (ose idetë) është e parnundshme t'i dallosh nga dobitë (ose interesat), asnjëri nuk e përkrah një ide po nuk e kuptoi se është në dobi të përgjithshme ose të atij vetë.

476. Sa më shumë të kundërshtohet një ide, aq më shumë bëhet e fortë (e fuqishme).

477. Çthurja morale e një kombi kuptohet nga sa janë denimet e caktuara në ligjet e tij. Sepse janë fajet e rënda që nevojitin dënime të rënda.

478. Sa do që të jetë i pafuqishëm opinioni publik, prapëseprapë e tremb qeverinë tirane. Për këtë shkak qeveria tirane, mbasi ta ketë shkatërruar dhe zhdukur opinionin publik, përpiqet ta vërë atë në gjumë me dhelpëri.

479. Forca shkatërrimtare që shtyp trupat, nuk mund ta shtypë mendimin, përkundrazi — duke u shtypur trupi, forcohet mandimi; ushqimi i mendimit është gjaku i derdhur nga mizoria.

480. Ligji s’ka forcë kundrejt opinionit publik. (Më mirë: “Opinioni publik nuk mund të mposhtet me anë të ligjit.”)

481. Vetëm opinioni publik është baza e lirisë, forca e edukimit, udhëheqës i qeverive.

482. Si mendimi ashtu edhe gjykata duhet të gjykojnë personat e jo rodet (e njerëzve); sepse në është i mirë ose i lig një njeri, s’ka të bëjë me rodin e tij.

483. Janë të rrallë ata që i caktojnë vetes së tyre një princip; principi i shumicës mbështetet në interesin e tyre. Kur janë të vegjël ata (d.m.th. që s’kanë kapur një pozitë), kërkojnë liri dhe barazi, kur rriten — bëhen partizanët më të flakët të absolutizmit.

484. Nuk mund të jetë i mirë morali vetiak i popullit të një vendi, kur morali i përgjithshëm është i prishur.

485. Mendja e një kombi është arsimi, zemra e tij — morali i përgjithshëm.

486. Është e sigurtë zhdukja e një vendi ku njerëzit mposhtin ligjin e forca të drejtën.

487. Është e kotë të presësh punë të mirë nga një qeveri, që bën transformime jo për t’u vyer ideve, por personave, e interesin e përgjithshëm e përdor si maskë për interesa personale.

488. Një ide e lartë ndërton një shtet e opinioni publik e forcon dhe e zbukuron, ndërsa interesi personal e shkatërron atë.

489. Në çdo vend doket dhe zakonet janë më të forta se ligjet. Prandaj, për të përmirësuar një vend, para se t'i ndryshosh ligjin, duhet bërë përpjekje më parë për t'i zhdukur doket dhe zakonet e tij (të liga).

490. Po të mos kishte robëri në botë, as që do t'i dihej emri lirisë.

491. Të përpiqesh për të zhdukur dëshirën për liri të lindur në mendjen e një kombi, është si të duash ta mbytësh në ujë një calik të mbushur me erë.

492. Ligji i ndërtuar në bazë të shtypjes, mbjell në opinionin publik farën e zemërimit e të mërisë dhe mbledh frytet e kësaj fare.

493. Kur shteti bashkohet me dëshirën e kombit, njëqindfishohet forca e tij.

494. Krenaria ka shkaktuar prishjen e shumë shteteve dhe të kombeve.

495. Jeta e një shteti dhe lumturia e një kombi sigurohet vetëm me bashkim dhe barazi. Ata që janë në krye të punës, po bënë dallime, janë armiq të shtetit dhe të kombit, sepse kështu bëhen shkak grindjeje dhe përçarjeje, e këto janë helmi më i rrezikshëm për një shoqëri.

496. Aq sa forcohet tirania dhe veprimi arbitrar i një qeverie, aq pakësohet edhe forca e saj.

497. Zhdukja e barazisë shkakton humbjen e lirisë. Privilegjet janë shokë të tiranisë.

498. Deshira për liri dyfishon forcën e një kombi.

499. Nuk janë armiqtë e saj ata që zhdukin lirinë, të shumtën e herës është teprimi i përkrahësve të saj.

500. Kur është liria në djep, përkorja duhet të jetë daja i saj.

501. Liria nuk mund të shkojë përpara pa moderacion, ajo nuk mund të jetojë pa moral të mirë.

502. Ndërsa era e shuan qiririn, — zjarrin e shton; edhe forca mund ta shtypë mendimin përparimtar të një personi, por e zemëron edhe më shumë opinionin publik.

503. Në besimin e thjeshtë s'ka fanatizëm e në diturinë e vërtetë s'ka krenari; hipokritët janë fanatikë e injorantët që dinë diçka të vogël bëhen krenarë për atë çka dinë.

504. Pasi njeriu të ketë besuar se një besim është i kotë, është e pamundshme të ndryshojë mendim dhe të besojë përsëri.

505. Një popull që s'ka opinion publik, nuk mund të numërohet për komb.

506. Trathtia, pa marrë parasysh shkakun, prapëseprapë trathti është.

507. Qëllimi i lig, edhe sikur t'i dalë mirë fundi, prapëseprapë po i keqë shtë.

508. Keqbërësit s'mund të besojnë se ekziston mirëbërja.

509. Në periudhën e një qeverimi mizor nuk flitet as për meritat e të mirëve as për ligësitë e të ligjve, njerëzit dallohen sipas pozitës dhe mjerimit të tyre.

510. Merita dhe talenti që qëndrojnë të heshtur dhe të fshehur në periudhën e tiranisë, fillojnë të ndriçojnë porsa lind drejtësia.

511. Nuk mund t’i shërbejnë një kombi ata që nuk janë të pajisur me moral të mirë.

512. E liga që mund të rezultojë nga një qëllim i mirë, është më e mirë se nga shërbimi i bërë me qëllim të lig.

513. Nganjëherë merita shkëlqen në një komb të çthurur, por ajo nuk mund ta ndriçojë ambientin.

514. Po ta zmadhosh një punë, e ke zvogëluar.

515. Puna më e rrezikshme në botë është zmadhimi i të metave të armikut dhe fshehja e meritave të tij.

516. Zmadhimi (egzagjerimi ose tepërimi) është themeli i të metave tona, burimi i shkarjeve e i gabimeve tona dhe shkaktues i vuajtjeve tona. Edhe kur nuk arrin të na bëjë keqdashës, lakmues, ahmarrës dhe mizorë, na bën maskara.

517. Çdo gjë ndryshon në sipërfaqen e tokës (në botë); shtohet, bëhet e përsosur, plaket, bie dhe, më në fund, del përsëri në shesh.

518. E vërteta ka hipur në krahët e kohës dhe shkon përpara pa ndërprerje, me pishtarin që ka në dorë largon errësirën dhe i djeg budallenjtë që i dalin përpara për ta shuar.

519. Janë shumë pak në botë ata njerëz që nuk mund t’i plagosë fjala e drejtë.

520. Shumë rrallë gjendet njeriu, që ka guxim të thotë fjalën e drejtë para të mëdhenjve; vdekja e një njeriu të tillë është një humbje e madhe për njerëzinë.

521. Kthimi i së kaluarës është i pamundshëm, pritja të shumtën e herës është një shpresë e thatë, koha që zotëron njeriu është e tashmja; por — ah! — e tashmja është si zhiva (që rrëshqet), e pamund-shme të pushtohet, prandaj jeta mbetet e përtaërë nga shpresa për të ardhmen.

522. Vobegësia dhe vështirësia e madhe zhduk ndjenjat e dashurisë për atdheun e të dëshirës për liri dhe e bën të lehtë durimin e tiranisë.

523. Si te njerëzit, ashtu edhe te shtetet, sa shtohet pasuria dhe fama aq shtohet edhe lakmia.

524. Sa do që njerëzit e mëdhenj zhduken fizikisht, idetë e tyre mbesin në veprat e tyre dhe bëhen të pavdekshme.

525. Kalben njerëzit e ndershëm aty ku lartësohen lajkatarët.

526. Modestia dhe thjeshtësia është një e mirë, të cilën çdo njeri dëshiron ta shikojë te tjetri, por nuk don ta ketë vetë.

527. Qeverisja e racës njerëzore me edukim është shumë më e lehtë se qeverisja me ligj.

528. Aq është e nevojshme drejtësia për njerëzinë, sa që për të gjitha padrejtësitë që bëhen; ndihet nevoja të bëhen nën perden e saj.

529. Forca mund të mundë armikun, por shpirtmadhësia është ajo që bën atë të bindet.

530. Moda i ngjan vërshimit të fortë të përrenjve të shkaktuar nga shiu, nuk duhet të ndërtosh murë para tij të përbërë nga mendja dhe arsyeja, sepse ku është me forcë të shemb, duhet pritur t’i pakësohet forca.

531. Lavdimi më i pëlqyeshëm është ai që del nga goja e armikut të të lavduarit.

532. Faji më i madh në botë është t'i mbash anën atij që s'ka të drejtë, e të jeshë armik i të drejtit.

533. Zotësia, për të cilën në gjendje të qetë nuk pyet kush, kërkohet në kohën e rrezikut.

534. Fatkeqësitë e mëdha lypin zotësi të mëdha (për t'i përballuar).

535. Ka vetëm një rrugë për të arritur njeriu në stacionin e së dejtës e të vërtetës, e ajo është të dallojë padituriné e gabimin e tij, edhe ta pohojë kur s'ka të drejtë.

536. Realiteti nuk mund të arrijë kurrë në shkallën ku arrin ëndërrimi, prandaj ëmbëlsia që shihet në pikturën e një piktori e në vjershën e një poeti, nuk mund të gjendet në natyrë.

537. Arti njerëzor konkuron natyrën.

538. Prehja në pleqëri bën të harrohen vuajtjet e pësuara në rini. Zbavitja dhe dëfrimi në rini bëhen një barrë pendimi në pleqërinë, që kalohet me vuajtje dhe vështirësi.

539. Njeriut mund t'i marrësh çdo gjë, vetëm shpresën nuk mund t'ia heqësh! duke ia rritur shpresën njeriut mund t'i marrësh ç'ka ka dhe ç'ka s'ka.

540. Elokuenca mund të bëhet shpatë e trimërisë, mburoja e të pafajshëmve, por nga ndonjëherë bëhet udhëheqëse e dredhisë dhe e intrigës.

541. Mëria, epshi, dashuria dhe besimi (feja) ia verbojnë njeriut sytë, ia mbyllin veshët, pushtojnë rrugët nga do të hyjnë në zemër arsyeja dhe e vërteta.

542. Zemërimi, ahmarrja, smira dhe mëria janë armiqtë më të mëdhenjë të njerëzimit.

543. Ëndërrimet, madhësMia, pasuria, fama e lavdia janë lojëra të jetës. Ashtu si fëmija që s'qëndron dot pa lojëra, as njeriu nuk jeton dot po nuk ndërtoi ëndërrime.

544. Vetia e shquar që ndodhet te njerëzit që meritojnë me të vërtetë të numërohen për të mëdhenj, është mosharrimi i mirësisë që u është bërë nga ndokush.

545. S'ka ligësi më të madhe në botë se mosmirënjohja. Shërbyesit e njerëzimit, kundrejt veprave të tyre të mira që kanë bërë, shpresojnë, të paktën, të dëgjojnë një falënderim, të shohin pak nderim, por kundrejt tyre mbahet një qëndrim mospërfilljeje e harrese dhe shumëherë bëhen objekt mërie, armiqësie dhe përbuzjeje. Kjo gjendje i bën ata të pendohen pse janë njerëz.

546. Mosmirënjohja i bën mirëdashësit keqdashës, mirëbërësit — dorështrenjtë.

547. Ai që ushqen mendim të mirë për çdo njeri, pasi të ketë gabuar disaherë, detyrohet të ketë keqkuptim për çdo njeri. Nga këto dy punë, e para bën njeriun të pendohet e e dyta e bën të turpërohet.

548. Nuk zgjat shumë dashuria me njeriun që dashurohet me një të parë (pa e sprovuar karakterin e tij).

549. Një i pacipë bashkohas i Sokratit e kishte sharë atë; dishepujt e tij, duke parë se ai (Sokrati) nuk iu përgjegj, e pyetën për shkakun. "Në është se një qen ju kafshon këmbën, a edhe ju do t'i kafshoni këmbën atij", u përgjegj.

550. T'i përgjigjesh me të njëjtën mënyrë punës së personave të çthurrur, të njohur mirë nga populli si të tillë, do të thotë të bëhesh pjesëmarrës i poshtërsisë së tyre.

551. Vjedhja është një ves i lig, por t'i vjedhësh mbulesën Qabesë është një faj shumë i madh, gjithashtu mashtrimi është një punë e ligë në çdo rast, por mashtrimi në letërsi është poshtërsi e madhe.

552. Është palaçoliëk të jesh pro ose kundër një pune pa u thelluar dhe pa qenë i zoti ta kuptosh nëse është e drejtë apo jo.

553. Me një shpifje, populli nuk bjerr simpatinë dhe bindjen e mirë që ka për një person, ai që ka fituar mërinë e popullit, edhe sikur të bëjë një shërbim, nuk pëlqehet nga asnjëri.

554. S'ka dyshim për meritën e atij që fiton simpatinë e popullit.

555. Ai që përshëndet mikun e mjeruar, është më i lartë se ai që, sipas rregullit të besnikërisë dhe të dashurisë, jep jetën për mikun e tij të fatshëm.

556. S'ka ndonjë ndryshim midis miqësisë së rreme që të gjendet rasti për t'i grabitur tjetrit shpirtin, gjënë e nderin dhe të miqësisë së bazuar në interes e në prapamendim.

557. Miqësia është një virtyt shpirtëror; sa faj i madh është ta ndyejsh atë me interesa dhe keqdashje të iidhura me poshtërsitë e botës.

558. Njeriu, të cilit i bëhet një përkrahje në kohë të vështirë, edhe pasi i kalon fatkeqësia i përgjigjet bamirësisë me panjerëzi, është më i poshtri i të gjitha krijesave.

559. Mos u mashtro pas lutjeve të mashtruesit kur shtrin dorën në sofrën (mësallën) e tij, sepse për një kafshatë që do të marrësh, do të japësh shumë gjëra e ndoshta do të akuzohesh se i ke vjedhë lugët.

560. Hamendja është një bela e njeriut. Njerëzve të mirë ua tregon të mirë njerëzit e ligj dhe të ligjve ua tregon të mirët të këqinj.

561. Hiq dorë nga miku që të flet për dashurinë që ka për ty, sepse këtë e bën ose për ndonjë përfitim, ose për ndonjë qëllim të fshehtë.

562. Të l'lasësh pa menduar, është si të zbrazësh pushkën pa e vënë në shanjë.

563. Është më lehtë për udhëtarin të ecë një ditë se të kthehet mbrapsht një orë.

564. Cmira dhe xhelozia janë si mikroskopi: gjërat më të vogla i tregojnë të mëdha, dyshimet dhe hamendjet — të vërteta.

565. Nuk mund të gjuash në bulevard; zbulimet e deritashme janë bërë nga ata që shëtisin në rrugët e ngushta të diturisë dhe të shkencës.

566. Eëndësia e një vepre matet duke e krahasuar me dobinë e saj; s'ka asnjë rëndësi vepra që nuk sjell asnjë mirësi në botë.

567. Përpjekjet që bëjmë për të mbuluar të metat dhe fajet tona, po t'i bënim për të përmirësuar ato të meta dhe faje, shoqëria njërëzore nuk do të ishte në këtë gjendje.

568. Dita e nesërme është ajo kur do të punojnë përtacët dhe ditë kur të marrët do të bëhen njerëz të mëdhenj.

569. Oj ti njeri që shikon kot qiellin për të kuptuar yllin (fatin) tënd, shiko zemrën tënde, zemrën tënde!

570. Sovrani, që merr vetë në dorën e tij qeverisjen e vendit dhe nuk i shtrohet ndikimit të askujt, mund t'i prishë qejfin parësisë, por do të kënaqë atë masë që është baza e shtetit:

571. Po të ishte i mundshëm kthimi i kohërave të kaluara, ato kohë nuk do të dukeshin aq të ëmbla.

572. Dijetari spanjoll, Lope De Vega, thot: "Duke u kënaqur me 2 — 3 lule të lulishtes sime dhe me 2 — 3 piktura që kara në dhomën time, kam shpëtuar nga robëria e tre tiranëve, siç janë: lakmia, shpresa dhe frika.

573. Në ujët që fle, mos fut as gishtin.

574. Një gjilpërë taëhet shtyllë hekuri, po të vihet me kohë në vendin e saj.

575. Kënaqësinë që të jep lumturia kur e ëndërron, nuk mund ta japë kur realizohet.

576. Vetëm ata që janë të sinqertë e duan njeriun e sinqertë.

577. Nuk mund të bashkohet në një vend sinqeriteti me lajkën.

578. Këmbët e trimit janë krijuar për të qëndruar, e të frikacakut për të ikur.

579. Të mos mendohet se është trim ai që shëtit i armatosur.

580. Qeni kafshon gjithmonë atë që mbetet pas shokëve të tij.

581. Kur mbyllet një portë, perëndia hap një tjetër.

582. Diogjeni thot: "Liria vjen nga të menduarit e vdekjes, duke mos pasur frikë nga ajo."

583. Po ky filozof thot: “Të skllavërosh njeriun që është me të vërtetë i lirë është si të nxjerrësh një peshk në tokë.”

584. Qeni nuk kafshon foshnjen, sepse ai nuk e ka frikë atë.

585. Njeriu që ka zemër të dëlirë nga mëritë dhe dëshirat, jeton i lirë edhe nën robërinë më të rreptë; ai që ka veti të kundërta me këtë, edhe sikur të jetë në mes të lirisë së vërtetë, prapëseprapë nën robëri është.

586. Njeriu mund të humbë çdo liri të tij, por nëse e ruan lirinë e mendimit, prapëseprapë i lirë është.

587. Shumëherë harrohet mirësia që i bëhet njeriut, por keqtaërja nuk harrohet kurrë.

588. Më i ligu ves është të tregosh dhe të përhapësh një turp ose një fshehtësi të një tjetri që ti e di.

589. Të fshehtat që mësojmë janë amanet i perëndisë në zemërat tona; të mos e shpërdorojmë amanetin për inat të njerëzve.

590. Është shumë lehtë të ruash nga çthurja një komta që nuk e ka mësuar atë, por është shumë vështirë të shpëtosh atë që është mësuar.

591. Petkat e mëndafshta dhe gëzofat e shtrenjtë shuajnë zjarrin e kuzhinës.

592. Shumë persona rrinë të uritur për të zbukuruar sipërfaqen.

593. Gruaja është më e mira makinë qepëse në botë.

594. Frika dhe shpresa në zemrën e të shtypurit janë dy kala të forta në dorën e mizorit.

595. Gjëja më e mërzitshme për njeriun është të shohë sjellje të keqe nga njeriu që ka dashur.

596. Të jesh nën urdhër të shumë vetëve është më mirë se të jesh nën robërimin absolut të njerit.

597. Easti është kurajo për njerëzit; i ngathëti dhe përtaci nuk gjejnë rast për të bërë gjësend, veçse për të fjetur.

598. Fjala e gjatë ka kuptim të shkurtër.

599. Fjalët e gjata të shumtën e herës fliten nga mungesa e aftësisë për të shfaqur qëllimin me pak fjalë; nga fjalët që disa flasin gjatë një ore nuk mund të nxirret as një kuptim që mund të tregohet me dy fjalë të vetme.

600. Ndërsa për fjalën shihet nevoja çdo minutë dhe për këngën një herë në muaj ose në vit, njerëzit nuk i japin rëndësi mësimit për të kuvenduar, sa përpiqen të mësojnë këngë.

601. Aty ku do të gjesh një tapë (shisheje) kërko të gjesh edhe një tjetër; aty ku do të dëgjosh një fjalë të drejtë, mos u mërzit të dëgjosh edhe një tjetër.

602. Veza që ke në dorë nuk shkëmbehet me pulën që është në treg.

603. Një kapidan (komandant anijeje) mund të mbysë nga pakujdesia brenda një minute anijen e vet që e ka përdorur gjatë 40 vjetve. Njeriu, nderin dhe famën që ka fituar gjatë gjithë jetës së tij mund t'i zhdukë në një minutë me një punë të papëlqyer ose duke folur një fjalë të ligë.

604. Haxhxhaxhi (një mizor arab) dhe Xhengizi janë më pak mizorë se keqdashja që vepron në brendësinë e çdo njeriu.

605. Në treg shiten edhe lulet edhe bari, ai që dëshiron të stolisë dhomën merr lulet, ai që do të ushqejë gomarin merr barin. Mendimet që thuhen e që shkruhen në botë ca janë të drejta, ca gënjeshtra; i urti pranon të drejtat, e i marri gë-njeshtrat.

606. Dy gjëra e bëjnë njeriun njeri: njëra ndërgjegjja, tjetra principi. Duhet të puthet dora e atij që ka një ndërgjegje të lirë dhe një princip të drejtë.

607. Shërtaimi që duhet bërë skamnorëve nuk është ai për t'u lehtësuar jetesën, por gjetja e mjetit për t'i shpëtuar nga varfëria.

608. Servilizmi është udhëheqës i tiranisë.

609. Fshatari e çon në vend fjalën e dhënë, por premton shumë rrallë.

610. Kundrejt rrezikut nuk duhet shkuar me ngutësi, kundrejt përgatitjes duhet shkuar me shpejtësi.

611. Duke qenë se njeriu është i përbërë nga trupi dhe shpirti, edhe të mirat që mund të arrijnë në botë ca i përkasin trupit e ca shpirtit. Sa shtohen të mirat, e trupit (materiale) aq pakësohen ato shpirtërore (morale), dhe kur tajerren të mirat trupore, fiton shpirti.

612. Ashtu si anijet që sigurojnë takimin dhe marrëdhëniet midis tokave, prodhimet e një vendi i dërgojnë në një vend tjetër, edhe librat krijojnë relatat midis shekujve, duke i bartë idetë e një shekulli te një — ose te disa — shekuj të tjerë.

613. Po t'i bësh ndonjërit ndonjë padrejtësi dhe të mos shohësh kundërshtim nga ai, mos vazhdo në atë punë duke thënë se e gjeta rastin, sepse kali që bart një peshë prej një kuintali nuk mund të bartë 2 kuintalë.

614. Durimi është më e madhja trimëri.

615. Shiu që bie në kohë të ftohtë nuk nxjerr lule.

616. Mos qëndro në mbledhje ku fliten të palara; në qoftë se do të ndodhesh rastësisht, mos u kënaq vetëm duke heshtur vetë, po përpiqu të heshtin ata; po nuk ia dole, ik.

617. Duke kuvenduar herëpashere me të çthururit, njeriu pa kuptuar bëhet i atillë.

618. Njeriu që është i madh, në të vërtetë është i vogël — në dukje.

619. Në punë nuk nevojitet teprimi dhe rreptësia, vazhdimi duhet; nuk është shiu që bie me vrull një ose dy orë ai që i nevojitet bujqësisë, por shiu që bie lehtë lehtë disa ditë me radhë.

620. Njeriu kurdoherë duhet të lodhë mendjen me shkencën që merret vetë, por kur bisedon me të tjerët nuk duhet të flasë për punët e veta. Kur diplomati do të bisedojë me arkitektin, duhet të flasë për ndërtimet e arkitekti kur të Msedojë me bariun duhet të flasë për dhentë.

621. Po kërkove një mik besnik, përpiqu të miqësohesh me një njeri që ka pak miq.

622. Dëshira është një lloj sëmundje, që zgjat disa orë, disa ditë dhe rrallë disa muaj, janë shumë të rrallë në botë ata që vazhdojnë një vit me një dëshirë.

623. Prirjet sensuale (epshet vijnë e shkojnë, por mbresat mbeten dhe ia ndyejnë jetën njeriut.

624. Dashuria është e ëmbël, por përfundimi është shumë i hidhur.

625. Në është se ka një komandant që vret vartësit e tij, dashuria është.

626. Njeriut i vjen turp të bëjë një punë të papëlqyer para një tjetri, por s'ndien që njolloset emri i tij para historisë dhe njerëzimit.

627. Mos u tërhiq nga një punë dhe mendim që di se në të vërtetë është i drejtë dhe i pëlqyeshëm, porse në sytë e turmës i keq; në është se ty atë ditë të kritikojnë, do të vijë dita që do të të lëvdojnë.

628. Po të varej eiita nga turma, njerëzit nuk do të shpëtonin kurrë nga errësira.

629. Ka shumë pak nga dijetarët e kohës së kaluar që sot na çuditin me shërbimet që i kanë bërë mendimit, shkencës dhe njerëzimit e që të jenë dashur dhe çmuar nga bashkëkohasit e tyre.

630. Ndërsa shkaku i dënimit të mendimtarëve të lartë, si Sokrat dhe Galile, ka qenë shpirti dhe idetë e tyre, ata që i dënuan nuk u kujtuan se duke i zhdukur fizikisht, i shërbyen shpirtit dhe ideve të tyre, shenjtëruan emërat dhe vërtetuan mendimet e tyre të larta.

631. Personat me influencë, që duan të ahmerren kundër dijetarëve, po t'i shtypin ata — u kanë shërbyer qëllimeve të tyre. Për t'u ahmarrë kundër tyre duhet t'u falin gjëra, duke u prishur moralin dhe ulur famën e tyre.

632. Fjala nuk njihet nga tringllima, si ari; fjalët e mira dhe të drejta të shumtën janë të ashpra, ndërsa fjalët e liga e dhelparake janë të buta.

633. Nuk duhet stolisur që të dukesh i bukur, por që të mos dukesh i shëmtuar.

634. Kur njeriu me karakter të ulët arrin një pozitë të lartë ose pasuri të madhe, s’ka as farefis, as miq.

635. Gjysma e vitit është e ftohtë, gjysma e nxehtë; mbetet pa ngrënë kush gjen shkak të ftohtët e të nxehtët dhe nuk punon.

636. Nuk është rrobaqepës ai që vesh petka të bukura.

637. Kush djersitet duke ngrënë, dridhet kur punon.

638. Kau lidhet për brirësh, njeriu për goje.

639. Po vdiq njeriu që i ke dhënë fjalën, detyra e mbajtjes së fjalës bëhet edhe një herë më e shenjtë.

640. Nuk janë pozita dhe grada ato që e bëjnë njeriun të lakmojë, por është konsiderata që ka populli për pozitën dhe gradën (që e shtyjnë njeriun për t’i lakmuar).

641. Mendimi s’kuptohet nga sasia, por nga pesha; mendimi i një dijetari nuk mund të krahasohet me mendimin e një mijë injorantëve.

642. Tjetër gjë mendon kalorësi, tjetër ati (kali) i tij.

643. Nevojiten 20 ditë uri për të ngrënë bukën 15-ditëshe.

644. Është lehtë të ecësh këmbë në rrugën e sheshtë, por është zor të ecësh me kalë në vend të thepisur.

645. Le Kanor një nga shkrimtarët e Spanjës, thot: “në kohën kur paqeja mund të ruhet me ndershmëri, të preferosh luftën është njësoj sikur të shembësh shtyllat e anijes në det në një kohë të bukur.”

646. Lufta u ka ardhur njerëzve nga shtazët shqyese; paqeja është vetia e natyrshme e njeriut.

647. Kush don të hajë zogun më parë i shkul puplat.

648. Nuk është turp të jesh në nji mendim të gabuar, por të ngulësh këmbë në të, mbasi të kuptosh se je i gabuar, është faj i madh.

649. Punët e mira nuk duhet ndyrë me fjalë të liga.

650. Të japësh nga pasuria është një bujari, por bujaria e vërtetë është të japësh zemrën.

651. Çdo gjë e keqe, e keqe është; por është më i keq imitimi i punës së ligë.

652. Është marrëzi të lëvdohesh me një gjë që është zhdukur e që mund të fitohet përsëri. Kur çdo njeri ka mundësi të lartësohet (perfeksionohet), pse të lavdërohet me stërgjyshërit e tij?

653. Ai që zbaton urdhërin që ka marrë dhe ai që e ka dhënë (atë urdhër), që të dy kanë bërë të njëjtën detyrë.

654. Sa e lirë është fjala në botë, aq e shtrenjtë është puna.

655. Çdo njeri të sjell ujë pasi të jetë djegur shtëpia.

656. Sa zor është për njerëzit e mësuar të bëjnë pasuri, aq i vështirë është mësimi për të pasurit.

657. Nuk është varfëria ajo që e mundon njeriun, është lakmia, nuk është pasuria ajo që e bën të kënaqur, është moslakmia.

658. Gjarpëri nuk e ndryshon natyrën e tij pse është në një enë prej ari; njeriu i poshtër dhe ngatrrestar sa do pozitë të lartë dhe pasuri që të ketë, prapëseprapë nuk shpëton nga poshtërsia dhe keqbërja.

659. Në vend që ta stolisish shtëpinë tënde me pajisje të shtrenjta, piktura e lule, stolise me nder e sedër dhe me qeverim të mirë.

660. Mezi jepet e drejta kur kërkohet me rrugë të drejtë dhe jo me anë të dhuratave e të ryshfetit.

661. Mirëvajtja që është në mes të dy familjeve fqinje, duhet të jetë edhe në mes të dy shteteve fqinje.

662. Njeriu e quan veten e tij fatkeq po të humbasë një çiflik, një pozitë ose simpatinë e një personi, për të cilin ka nevojë, ndërsa s'kujtohet t'i shtirë në dorë ato që ka bjerrë, të mirat — si nderin — sedrën dhe thjeshtësinë e tij.

663. Gratë s'mund të përmbajnë veten e tyre në tri gjëra: të kalojnë para një dyqani mode dhe të mos ndalen; të shohin një dantellë dhe të mos pyesin për çmimin; të shohin një fëmijë të vogël dhe të mos e puthin.

664. Në qoftë se nevoja është nëna e çpikjeve, shkenca dhe puna janë babai i tyre.

665. Sa më me vështirësi të shtihet në dorë një gjë, aq më e vlefshme duket; ajo që është e pamundshme të realizohet, dëshirohet më shumë se çdo gjë tjetër.

666. Është një padrejtësi dhe abuzim kundër ligjit të fyesh një të dënuar me të shara dhe fjalë të hidhura.

667. Më mirë të mbetet i akuzuari pa u dënuar se sa të dënohen të pafajshmit.

1. 608. Gjëja që gjëndet rrallë — është e shtrenjtë, edhe e drejta — pse është e shtrenjtë — rrallë gjëndet.

668. Gabimet që harrohen, përsëriten.

669. Një fatkeqësi që vjen papritmas duket e madhe, fatkeqësia që shikohet për së largu dhe matet me kompasin e arsyes, nuk ndihet fare.

670. Edhe fatkeqësia ia verbon njeriut sytë ashcu si lumturia; kush e ka pësuar mund të gabohet edhe me një shpresë fare të dobët.

671. Njeriu është gjithnjë në dëm pse llogarit gjithënjë borxhet dhe mëkatet e tij.

672. Sikundër që bleta prodhon mjaltë çdo vit dhe pjergulla jep rrush çdo vit, edhe njeriu, pasi të ketë bërë një mirësi, nuk duhet të ndalet duke u lavdëruar, por të përpiqet për të përsëritur atë mirësi.

673. Gjuha është e verbër, po mirëkuptimi është ai që ia tregon rrugën.

674. Kurora nuk është një e mirë, është një barrë e rëndë; nuk duhet ta kesh zili fronin e të kurorëzuarit, duhet uruar që të ketë sukses ai që duron një barrë të tillë të rëndë për dobinë e përgjithshme.

675. Nënshtetasit e atij sunduesi, të cilit shkopi i drejtësisë i shkëlqen më shumë se shpata e trimërisë, janë të qetë e armiq të shpartalluar.

676. Detyra e parë e atij që është në krye të qeverimit të një bashkësie është mënyra e të zgjedhurit të njerëzve që do të kryejnë punë.

677. Ajo që bën të lumtur një komb nuk është vetëm mendja dhe zotësia e udhëheqësit të tij, por kryesisht morali dhe natyra e tij.

678. Forca i shtyp kryengritjet, drejtësia dhe mëshira e bën të pamundshme përsëritjen e tyre.

679. Ajo që e ngroh popullin e qetësuar pas kryengritjes ndaj qeverisë së tij, është që qeveria të ha-rrojë kryengritjen e tyre, t'i konsiderojë si besnikë dhe t'i trajtojë me atë mënyrë.

680. S'ka gjë më të vështirë se të larguarit e zakoneve të këqia nga një popull, e megjithëkëtë s'ka punë më të mirë se ajo.

681. Kush dëshiron të vërë në rrugë të mirë një popull, më parë duhet të përpiqet të fitojë sirapatinë e besimin e tij.

682. Madhështia është krimbi i pasurisë, kurse lakmia për famë, krimbi i lirisë.

683. Talismani, për të qeverisur me lehtësi dhe për ta kënaqur një komb: nëpunësve dhe luftëtarëve — grada sipas zotësisë, bujqve — bukë, tregtisë — mbrojtje, letrarëve dhe dijetarëve — liri, shkencëtarëve dhe artistëve — nderim.

684. Ndryshimi i gjuhës, i dokeve dhe i ligjeve i dallon kombet njërin nga tjetri; lakmia shkakton armiqësinë në mes tyre; vetëm tregtia përpiqet t'i bashkojë kombet.

685. Keqbërja ia shqyen barkun shkaktarit ashtu si akrepi.

686. Një pjesë e një bashkësie po të pranojë ndihmën e huaj për t'u ndarë më vehte, përveçse ka bërë fli të mirën e përgjithshme për të mirën c vet. edhe dobinë e vet ua ka lënë të huajve.

687. Prika ka bërë që të dobëtit të bëhen me dëshirën e tyre skllevër të të fortëve.

688. Sadoqë frika është e dëmshme në vetvete, të kesh frikë nga ligji dhe opinioni publik është e dobishme për individët dhe për shoqërinë.

689. Një qeveri, e cila s'lë të qetë njerëzit e ndershëm, nuk është në gjendje të frikësojë të pandershmit dhe nuk mund t'i përmbajë ata, është një mijë herë më e keqe se anarkia; sepse ajo gjëndet kundër të pandershëmve bashkë me të ndershmit.

690. Vendi kryesor ku zbret lakmia është varri i njerëzve të mëdhenj.

691. Lakmia është hija e madhështisë.

692. Ajo që tregon dobësinë e zemrës (mospasjen e kurajos), është kalimi nga frika në shpresë dhe nga shpresa në dëshpërim.

693. Njerëzit e zakonshëm zemërohen për fjalët tallëse që thuhen kundër tyre; njerëzit me mendime (ose ide) të mëdha dhe të larta nuk u japin fare rëndësi, pse ata dinë se s'mund të preken nga ato fjalë.

694. Po të mjaftonte vetëm përvoja për ta bërë njeriun të talentuar, të zotin, të drejtë dhe t'i mësojë mirësjelljen, aktorët e teatrove do të ishin njerëzit e parë në botë (që do të kishin përfituar vetitë e përmendura).

695. Njeriu përpiqet të shërojë sëmundjet e trupit të tij, por nuk mendon fare për shërimin e atyre të mendjes.

696. Nëse jeta është një dru i rairë, vdekja është pema e tij, nëse jeta është një varg vuajtjesh, vdekja është fundi i tyre.

697. Të dashurosh është një lumturi, të kesh mëri është një vuajtje; dashuria është një shenjë nga parajsa e armiqësia nga skëterra.

698. Është shumë lehtë të zbresësh nga vetitë e mira në vese të liga, nga liria në robëri, por është vështirë të ngritesh përsëri.

699. Ka disa situata shumë të vështira, të cilat mund të kapërcehen vetëm me anë të drejtësisë, kurajos dhe zotësisë së vërtetë; atëherë (d.m.th. në gjendjen e vështirë) fama e gënjeshtërt, e fituar në kohën normale, nuk vlen kurrëgjë.

700. Në botë ka shumë asi që mund të projektojnë reforma në letër, por ka shumë pak asi njerëz me zotësi për t’i vënë në jetë.

701. Janë gjëra që nuk pajtohen: absolutizmi me lirinë, pakënaqësia me qetësinë, shkelja e ligjit me rregullin.

702. Shumë rrallë del e mundur dhelpëria në luftë me nderin.

703. Eshtë një zotësi e madhe të dish si duhet trajtuar të mundurit.

704. Ata që i zë gjumi i pakujdesisë me nananinat e lajkatarëve, janë fëmijë në botën e mendjes e të zotësisë.

705. Detyra e parë e qeverisë është të mos bëhet padrejtësi nga ana e gjykatave.

706. Të gjithë ata që shkojnë në luftë, janë të fortë; por forca e disave është te krahët dhe e disave te këmbët e tyre.

707. S'ka gjë në botë që nuk është më me zor se mendimi.

708. Ata që tregojnë trimëri të madhe pa hasur në një vështirësi, të shumtën e herës, dorëzojnë armët porsa bien në vështirësi.

709. Kur njeriu ka një mendje të shëndoshë dhe qëllime të mira, kjo është një mrekulli.

710. Kombet e lira e duan sovranin e tyre, ata që janë të robëruar e kanë frikë.

711. Mos u lodh të numërosh fajet e mikut tënd, sepse këtë shërbim e bëjnë me kënaqësi armiqtë e tij.

712. Ai njeri që arrin të zhdukë një të mijtën e veseve të liga dhe të besimeve të kota të kombit të tij, ka bërë një të mirë shumë të madhe në botë.

713. Porca, zotësia dhe fati mund të pushtojnë një vend; por atë vend nuk mund ta ruajë (që të mos dalë nga dora) askush veçse drejtësia.

714. Njeriu që ka lindur i verbër është e pamundshme të marrë me mend se ç'është zjarri; megjithëkëtë ai di se në botë është një gjë që quhet zjarr dhe di se zjarri të ngroh.

715. Njeriu i pajisur me edukatë dhe me moral të mirë, në çdo gjendje që të ndodhet, prapëseprapë njeri është; njeriu që është i privuar nga këto dy të mira mund të jetë çdo gjë në botë, por njeri nuk mund të jetë.

716. Dituria dhe shkenca i jep njeriut një armë në dorë, edukata e stërvit në përdorimin e asaj arme. Njeriu që nuk është i zoti të përdorë armën, po t'i jipet në dorë mund të vrasë shokët e vet; edhe një dijetar pa edukatë dhe me vese të liga, me diturinë e tij dëmton veten dhe të tjerët.

717. Pika më e mirë e pasurisë është ajo që nuk është as shumë larg nga varfëria as shumë afër saj.

718. Mësimi më i madh në këtë botë është vështirësia; s'ka sukses ai që nuk has në vështirësi.

719. Franklini thot: "Diplomacia është të flasësh shumë gjëra kur s'ka gjë për të thënë dhe të heshtësh kur ka shumë gjëra për të thënë."

720. Nuk mund të prekë njeriu sedrën e atij që di gradën e vet.

721. Ashtu siç e forcon lëvizja trupin, mendimi forcon mendjen.

722. Puna e njeriut qëndron më shumë se eshtrat e tij (d.m.th. ndërsa eshtrat kalben një ditë pema e punës del në shesh).

723. Njeriu nuk duhet të harrojë se mbetet pas tij (d. m.th. pas vdekjes) çdo gjë që ka bërë dhe çdo fjalë që ka thënë.

724. Është lehtë të japësh një gjë, të kërkosh një gjë prej ndokujt është shumë zor; megjithëkëtë, ata që kërkojnë janë shumë, ata që japin fare pak.

725. Rregulli dhe shpnekëria(1) krijojnë lumturi dhe qetësi që s'mund t'i sigurojë asnjëherë pasuria.

726. Ahmarrja është një thikë me dy teha që vihet ndërmjet zemrës së ahmarrësit dhe armikut të tij.

727. Bota është një shtëpi kumari (bixhozi). Ata që janë mjeshtër të lojërave, që luhen në të, zhveshin ata që nuk dinë.

728. Gjëja kryesore që formon një komb është morali i tij.

729. Vetëm armëpushim mund të ketë në luftën e dashurisë; paqeja nuk është e mundshme.

730. Për çdo vuajtje që pëson zemra i ngarkon shumë faje mendjes; por dashuria e akuzon mendjen më shumë se të tjerat.

731. Pjala e një njeriu të ndersbëm nuk është e shtrenjtë për të zotin, por është shumë e vlefshme për të gjithë.

732. Fjala është dokumenti më i fortë midis njerëzve të ndershëm.

733. Sikundër që pesha e barrës e lodh trupin, edhe ëndërrimet e tepruara e lodhin mendjen.

734. Në ka pak qetësi në botë, edhe ajo gjëndet te nje-rëzit me mendje të lehtë, ata kënaqen me gëzime të vogla dhe harrojnë vuajtjet e fatkeqësitë e :më-dha.

735. Mashtruesit nuk jetojnë në sajë të mjeshtërisë së tyre, por në sajë të padjallëzisë së njerëzve të thjeshtë.

736. Gjëndet shumë rrallë një grua që të mos e bëjë të pendohet të paktën një herë në ditë burrin e saj pse është martuar dhe të mos i ketë zili beqarët.

737. Dashuria për arin hy në botë në shumë forma dhe quhet me shumë emra.

738. Ambiciozi është një palaço; bëhet mik, bëhet armik si t'ia kërkojë interesi, bëhet këshillues, bëhet predikues, qan, qesh, shkurt çkado që bën bën për interesin e tij; asnjë punë e tij nuk është e sinqertë, në çdo punë të tij fshihet një interes personal.

739. Është e preferueshme jeta e bashkëshortëve që jetojnë në grindje të vazhdueshme.

740. Do të kishte shumë njerëz të lumtur në botë po të vazhdonte dashuria edhe pas martesës, si para martesës.

741. Detyra e burrit ndaj gruas është ta dojë dhe ta mbrojë atë, ai që kërkon të bëhet sundues i gruas, del nga të qenët taurrë i saj.

742. Është një tregti martesa që bëhet duke lakmuar pasurinë e gruas; është një çthurje martesa e bërë duke lakmuar bukurinë e saj; është një skllavërim martesa e bërë duke lakmuar pozitën e lartë të farefisit të saj; Martesë e vërtetë është ajo që bëhet me zgjedhjen dhe pëlqimin e të dy palëve.

743. Burri që nuk është i mirë për gruan, nganjëherë është i mirë për fëmijët e tij; por gruaja që nuk është e mirë për burrin, edhe për fëmijët nuk vlen kurrë.

744. Çdo gabim i gruas së ndershme është i falur nga burri i saj.

745. Ia shton mosbindjen të pabindurit ai, me të cilin ka të bëjë, që nuk është i rreptë, e ajo që e bën të bindurin të mos bindet është rreptësia e përdorur kundër tij.

746. Ligji, i cili cakton një dënim që dëmton njerëzinë aq sa edhe delikti vetë ose më shumë, nuk është ligj, por një shpagim kundër shoqërisë.

747. Sado i madh të jetë faji i një njeriu, ligji nuk ia heq nga dora mjetin e jetesës.

748. Sa e dëmton njeriun një dentist, i cili në vend të një dhëmbi të dëmtuar i heq një dhëmb të shëndoshë, duke qenë e ngarkuar për të ndeshkuar fajtorët — edhe gjykata që dënon një të pafajshëm, po në atë shkallë e dëmton njerëzinë.

749. Gjykatësi, i cili nuk i ndëshkon fajtorët, mund të numërohet neglizhues, por një gjykatës që ndëshkon të pafajshmit është vetë një kriminel dhe gjakpirës.

750. Kur dielli duket sheshit, a mund t'i thuhet gënjeshtar atij që thot se është ditë?

751. Gjykatësi, i cili ndëshkon të pafajshmit, njollos emrin dhe famën e vet.

752. Njeriu trishtohet nga një gjë e vogël, e me një gjë të vogël ngushëllohet.

753. Zbulimet dhe shkencat përparojnë nga shekulli në shekull, se mirësia dhe keqbërja ngelin të pandryshuara.

754. Pasi njeriu asnjëherë nuk është i kënaqur me gjendjen e tij, perëndia i ka dhënë shpresën dhe va-gullinë për t'u kënaqur.

755. Po ta dinte çdo njeri se çka thonë të tjerët për atë në mungesë të tij, nuk do të gjendeshin dy miq në botë.

756. Po të jenë të fjetura ndjenjat personale, janë të zgjuara e drejta dhe e vërteta.

757. Njeriu është si diamanti: sa më pak njolla të ketë, aq më vleftë të madhe ka.

758. Më e ndershmja grua është ajo, për të cilën nuk flitet.

759. Në fjalorin e natyrës nuk gjendet fjala robëri.

760. S'ka grua që ta ketë bjerrë çështjen e saj duke heshtur.

761. Zgjuarësia te e shumta e grave nuk sjell shtimin e mendjes së tyre, por atë të marrëzisë së tyre.

762. Te porta e nderit duhet të jenë roje mirëvetia dhe besimi.

763. Thjeshtësia është bukuria kryesore e grave, se gjëndet shumë rrallë.

764. Burrat ankohen kundër grave lozonjare, por s'kë-naqen nga ato me qëndrim të rëndë (serioz). (D. m.th. s'kënaqen as me njerën as me tjetrën).

765. Gruaja e ndershme dhe shpneshë është stoli e shtëpisë, lumtëri e burrit, lavdi e grave.

766. Është më lehtë të durosh fatkeqësinë se sa të shpëtosh me anë <të vetëvrasjes.

767. Sado e vogël të jetë mirësia (që don të bëjë njeriu), prapëseprapë një sakrificë është.

768. Sa më e madhe të jetë stolia e një gjëje, aq më e vogël është dobia e saj.

769. Atdhetaria dhe humanizmi bëhet me punë e jo me fjalë; kush tregohet i tillë me fjalë, është nje mashtrues.

770. Mirësia që pritet të bëhet për një kohë të gjatë, e humbet vlerën kur realizohet.

771. Pema e mirësisë është kujtimi i mirë që mbetet në mendje.

772. Mirësia që të bën një tjetër, formon një detyrim; ai që nuk mund ta shpërblejë është një myfliz (i falimentuar) i njerëzimit.

773. Brendia e njeriut është e mbushur me atë që qu-het "unë"; ajo që mendon al në çdo kohë, është kuptimi i kësaj fjale.

774. Mirësia e bërë me hipokrizi e mërzit shpejt të zotin.

775. Njeriu i përngjan qypit, kur është bosh tingëllon më shumë.

776. Kur njeriu rri duke menduar vetë me vete, të shumtën e herës mendon për lartësimin dhe lum-turinë e vetë.

777. Njeriu është një inxhinier, i cili çdo ditë vizaton planin e jetës së tij, mirëpo arkitekti nuk përfill asnjë nga planet e atij dhe nuk zbaton asnjërin prej tyre. Megjithkëtë, ky inxhinier nuk heq dorë nga hartimi i planeve.

778. Po të mos ishte ëndërrimi për lumturinë e dëshiruar, nuk do të kishte njeri të lumtur në botë, sepse ëndërrimi i një lumturie është më i mirë se realizimi i saj (sepse pastaj do të dëshirojë një gjë tjetër).

779. Thjeshtësia është stolia e atyre që janë të edukuar dhe të mësuar.

780. Të gjithë e duan thjeshtësinë, disa e lavdojnë. pak vetë e zbatojnë, asnjëri nuk e dëshiron.

781. Është marrëzi të presësh shërimin e një vuajtjeje nga ai që e ka shkaktuar.

782. Sa e ëmbël është mëshira, aq e hidhur është ta kërkosh (nga të tjerët).

783. Mos diskuto me partizanin (e një çeshtjeje); sepse po të jesh pro anës që përkrah ai, diskutimi mba ron para se të ketë filluar, po të jesh kundër, duhet të grindesh me të.

784. Nuk duhet diskutuar me atë, që hedh poshtë një çeshtje pa dëgjuar argumentet.

785. Nuk mund të na bëjë të lumtur gjëja që nuk na e përmirëson gjendjen tonë.

786. Çdo njeri që të do nuk mund te numërohet mik i vërtetë; miq të vërtetë janë ata që — përveç dashurisë — janë të taashkuar edhe në mendim dhe princip.

787. Të miqësohesh me njerëz të ligj dhe vete të jesh i mirë, është si të jesh hamall qymyri dhe të mbesish i pandyrë.

788. Gjuha është një organ i trupit. Nga ajo mjekët kuptojnë gjendjen shëndetësore të trupit e dijetarët atë të mendjes.

789. Lot i vërtetë i syrit është ai që derdhet për fatkeqësi të vërteta.

790. Sakrifica, e cila nuk i sjell ndonjë dobi njeriut, e sidomos shoqërisë, nuk është sakrificë, por marrëzi.

791. Bota është banesa e njerëzimit, njerëzit ndryshojnë, por njerëzimi mbetet gjithmonë.

792. Kush ka dhimsuri dhe ndjenja, njihet nga lotët e syve të tij; lotët e syve të derdhur nga çdo njeri, nuk janë të njëjtë.

793. Për dashnorin s'ka gjë më të ëmbël se lotët e syve që fshihen me dorën e së dashurës.

794. Njeriu, që të bëhet edhe më i zoti, nuk duhet të harrojë atë që ka mësuar.

795. Njeriu që e çmon veten e tij shumë të zotin, nuk mund të kënaqet asnjëherë me punët e tij, sepse nuk mund të shohë asnjë shenjë në punën e tij nga zotësia e tij e ëndërruar.

796. Është një punë e mirë të bëhesh më i zoti se shokët e tu; por është një punë shumë e rrezikshme të shfaqësh veten tënde si të tillë.

797. Është një zotësi e madhe t'i shikosh dhe t'i kuptosh vetë punët e bashkë me këtë të dëgjosh vërejtjet dhe këshillat e atyre që kanë njohuri.

798. Kush pëson një fatkeqësi, ngushëllohet kur edhe tjetri pëson një fatkeqësi të atillë, ose edhe më të madhe. Kuptojeni natyrën e njerëzve!

799. Rrallë vjen fatkeqësia vetëm.

800. Të dëshpërohesh për një gjë pa rëndësi, do të thotë të shpërdorosh një mirësi të lartë siç është jeta.

801. Edukimi e mund natyrën, sepse e pastron zemrën e njeriut nga veset e liga, që ka vendosur natyra, dhe e mbush me veti të mira.

802. Shkaqet kryesore që na brengosin janë interesi dhe lakmia.

803. Liria është thelbi i shpirtit dhe i mendjes, aty ku s'ka liri, mendja dhe shpirti thahen si bima pa ujë.

804. Profesioni më i keq është të jesh pa profesion.

805. Njeriu me moral të mirë dhe me mendje të shëndoshë është lavdia e bashkatdhetarëve të tij.

806. Gëzimi shkaktohet nga një gjë e vogël, por vlen sa një jetë që kalohet në mërzi dhe në mendime.

807. Ashtu si ka nevojë trupi për ushqlm, edhe shpirti ka nevojë për edukim.

808. Edukata është një petk që do ta veshë njeriun derisa do të jetë gjallë, prandaj duhet pasur kujdes që të jetë sa më e përsosur.

809. Të shumtën e herës janë të barabarta prirjet e njeriut ndaj së mirës dhe së keqes; veçse kontakti dhe edukimi dobëson njërën anë e forcon anën tjetër. Është lehtë të shdukësh ligësitë natyrale të njeriut me anë të edukimit; por është e pamundshme të largosh ligësitë që i ka rrënjosur në zemër të njeriut edukimi i keq dhe kontakti me njerëz të ligj.

810. Edukata shumëherë i ngjan velit, i mbulon të metat e njeriut, por nuk i zhduk.

811. Shumë vetë, duke u përpjekë të fitojnë konsideratë dhe nder, i humbasin ato.

812. Janë shumë të pakët ata që ndodhen në mes të çthurrjes e çrregullimit dhe që janë të zotët të zgjedhin anën e pëlqyer.

813. Ka shumë besimtarë (klerikë) në botë, të cilët e bëjnë popullin t'i neveritet feja.

814. Shumica e atyre që nuk vlejnë për ndonjë punë në botë, për t'u ngushëlluar, bëhen asketë.

815. Karakteri i butë bën që njeriun të duan të gjithë.

816. Butësia e rreme është më e keqe se çdo ves tjetër; në vend që të simpatizohet nga të gjithë, bën që ta kenë mëri të gjithë.

817. Butësia është e pëlqyer vetëm kur është bashkë me mendjen dhe zotësinë.

818. Butësia e bën njeriun të fitojë gjithçka, përveç pasurisë.

819. Butësia disaherë fiton më shumë se forca.

820. Butësia e lindur nga dobësia, me shumë lehtësi kthehet në zemërim; butësia që ndodhet bashkë me forcën, është e qëndrueshme dhe e përhershme.

821. Në bisedë duhet harruar të metat e çdo njeriu dhe duhet thënë meritat e secilit; por, sa për punë, duhet lënë mënjanë merita e secilit dhe duhet kujtuar të metat.

822. Një cilësi që shumëherë e bën njeriun të arrijë një lumturi të madhe, më vonë shkakton privimin e tij nga ajo lumturi.

823. Veset që, kur i kanë të tjerët na duken shumë të këqia, kur i kemi vetë na duken shumë të mira; shumë vetë, duke qortuar të tjerët, përshkruajnë veten e tyre.

824. Pendimi është pranvera e vetive të mira.

825. Pendimi, të shumtën e herës, nuk lind nga kryerja e një gabimi, por nga frika e pasojave të atij gabimi.

826. Pendimi është një ndjenjë, e cila i mund të gjitha ndjenjat e njeriut.

827. Pendimi lind nga vendimi i marrë pa u menduar.

828. Ata të cilët blejnë çdo gjë që gjejnë me çmim të lirë, më vonë s'mund të blejnë gjëra, për të cilat kanë shumë nevojë. Për ta shtyrë njeriun që të blejë një gjë, duhet të jetë nevoja e jo rasti.

829. Gjëja e panevojshme, sa do pak të kushtojë, prapë e shtrenjtë është; njeriut nuk i dhimbsen të hollat që jep për një gjë të nevojshme.

830. Arka (e të hollave) dhe mësalla (sofra) janë dy anët e peshojes; po u çua lart njëra, ulet tjetra.

831. Të hollat e fituara nga ahengxhinjtë dhe pijeshitësit kanë fare pak ndryshim nga ato që fitojnë ku-marxhinjtë.

832. Qyshkur gratë, në vend të gërshërës dhe të gjilpërës, filluan të mësojnë pianon, burrat u bënë trok.

833. Është shumë lehtë të blesh një kësulë të re, por ajo kësulë e re kërkon të përtërisht dhe pallton.

834. Ai që kursehet për një gjë të vogël të nevojshme, pëson dëm të madh; kush nuk ndërron një tra të kalbur të shtëpisë së tij, pa shkuar shumë kohë shtrëngohet ta ndërtojë shtëpinë rishtazi.

835. Është më mirë të biesh i uritur se të zgjohesh në mëngjes nga kreditori.

836. Po të vesh mënjanë një pjesë të fitimlt, e ke gjetur eliksirin për të kthyer bakrin në ar.

837. Në vend që të ndërtosh dy oxhaqe, është më mirë të mbash një të ngrohtë.

838. Kush don të ketë një shërbyes besnik, duhet t'i kryejë vetë shërbimet e tij, se s'mund të ketë njeri që t'i shërbejë me besnikëri më tepër se vetja e tij.

839. Ashtu sikundër që gratë të shumtën e herës mbajnë në dorë një pasqyrë për të rregulluar të metat e stolisë së tyre, edhe shoqëria njerëzore nuk duhet ta largojë nga sytë pasqyrën e diturisë e të shkencës dhe të përpiqet që të përmirësojë të me-tat që sheh.

840. Po të kemi bukën, mishin dhe qepët tona, tenxheren mund ta marrim nga fqiu.

841. Vetmia është më e mirë se shoku i keq.

842. Po të luajë mësuesi ç'ka nuk bëjnë nxënësit.

843. Ngatrrestari gjithmonë u futet njerëzve të mirë, sepse s'mund të fitojë gjë nga të ngjashmit e vet.

844. Çdo mizor e ka ditën e vet të gjykimit.

845. I ligu i ngjan thesit të qymyrit: jashtë i zi, brenda edhe më i zi.

846. Mba largësi të madhe në mes teje dhe të ligut.

847. E gjithë bota është një pasqyrë, çka bën njeriu, atë e sheh në të.

848. Janë fare të pakta aksionet që bëhen në botë vetëm për t'i shërbyer atdheut ose njerëzimit; njerëzit janë skllevër të interesave personale; edhe sakrificat për hir të atdheut bëhen pse interesat personale janë të lidhura me ato të atdheut.

849. Secili nga ata, që i shërbejnë bashkarisht një qëllimi, ka një qëllim të tijnë të veçantë. Kjo del në shesh kur arrihet qëllimi i përgjithshëm dhe fillon përçarja.

850. Interesxhiu djeg shtëpinë e fqiut për të zier vezën e vet.

851. Janë të pakët ata që bëhen të fortë e fitojnë influencë dhe i shërbejnë njerëzisë; shumë persona dëshirojnë të jenë të fortë e me influencë vetëm për t'u rënë në shpinë të tjerëve.

852. Jeta e njeriut pas arritjes në pjekuri kalon duke vuajtur nga gabimet që ka bërë në rini dhe duke u përpjekë të ndryshojë mendimet e tij të formuara dikur.

853. Ziliqari do të kishte plasur po të mos ëndërronte pusa nën këmbët e atyre që u ka zili.

854. Si natyra që në çdo stinë të vitit merr një pamje tjetër, edhe e vërteta e sendeve e morali në çdo stinë të jetës duken në një formë tjetër.

855. Ç'është shëndeti për trupin, forca dhe gjallëria është për mendjen. Ashtu sikundër që trupi i shëndoshë kryen çdo punë dhe përballon çdo vështirësi, edhe mendja e mprehtë dhe e gjallë e gjen zgjidhjen e çdo vështirësie dhe nuk mbetet asnjëherë në pamundësi.

856. Shpnekëria(2) është vëllai i kopracisë, duhet kujdesur të mos bashkohen.

857. Nuk mund të ketë pasuri pa shpnekëri.

858. Ata që kërkojnë gjithmonë të kenë të drejtë, gati gjithmonë s'kanë të drejtë.

859. Gjithësecili është i detyruar t'i shërbejë atdheut të tij pa shpërblim, nuk është për t'u qortuar edhe ai që i shërben atdheut të tij dhe shpërblehet; por s'ka poshtërsi më të madhe se të vesh atdheun në rrezik për interesa personale.

860. Gjërat më të shtrenjta në botë janë nderi, dinjiteti dhe atdheu. Ata, të cilët për interesa personale sakrifikojnë dashurinë e atdheut, kanë sakrifikuar edhe nderin e dinjitetin e tyre.

861. Asgjë nuk e mërzit njeriun sa fjala e atij që kuptohet se ç'do të thotë posa të hapë gojën.

862. Qëllirni i fjalës është të thuash atë çka duan të mësojnë ata që dëgjojnë, ose të thuash një gjë që duan ta dëgjojnë. Mirëpo, nëntëdhjetë e nëntë për qind e fjalëve që fliten thuhen vetëm pse don të flasë ai që flet.

863. Përsosrnëria e ligjit lind sigurinë, siguria punën, puna pasurinë.

864. Mirëqenia dhe lumturia e njeriut varet nga një ligj i përsosur dhe nga zbatimi i tij të përpikët.

865. Justifikimi nuk mund të jetë i dëlirë nga gënjeshtra; po të stërhollohet, kuptohet se është i përbërë nga gënjeshtra dhe lajka.

866. Fajet e të tjerëve bëhen shkak të korrigjojmë tonat.

867. Mirësia që bëhet në botë i ngjan një guri të hedhur në një shpellë të thellë, që sado që humbet që të mos gjendet më, për shumë kohë i dëgjohet jehona përreth.

868. Pjala për njerëzi dhe dashamirësi, që del nga goja e ngatrrestarit dhe keqdashësit, trishton njeriun si fëshfëllimi i gjarpërit.

869. Mos kij frikë nga arliku që të frikëson; ruaju nga arliku që të tregohet i shenjtë.

870. Ruaju nga miku që bisedon me armikun tënd.

871. Çka s'mund të të bëjë armiku, ndonjëherë ta bën miku.

872. Veset e liga aq shumë i kanë pushtuar rrugët e jetës sa që vetive të mira u ka mtaetur vetëm një rrugicë e ngushtë dhe e errët.

873. Pasuria më e sigurtë është talenti dhe karakteri i pëlqyer.

874. Pasi ambiciozi nuk do asnjeri përveç vetes së tij, as atë nuk e do kurrëkush.

875. Të duash veten tënde do të thotë të mos duash të tjerët, të mos duash të tjerët do të thotë të mos duhesh nga asnjëri, të mos duhesh nga asnjëri domethënë të mos duash veten tënde.

876. Njeriut i shtohet dashuria ndaj vetvetes, kur sheh se dashurohet nga të gjithë; kur e kanë mëri të gjithë, fillon të ketë mëri edhe veten e vet.

877. Pleqëria nuk është jetë.

878. Shumica e gjërave që na pëlqejnë janë në kundërshtim me të drejtën.

879. Ashtu sikundër që trathëtia shkakton mosbesimin, edhe mostaesimi shurnëherë lind trathtinë.

880. Atij që kërkon shumë gjëra, nuk duhet t'i jipet asgjë.

881. Fqiu yt, i cili të mbyll një dritare të shtëpisë sate dhe mbasi të lë shtëpinë pa dritë, ndoshta të mbyll edhe portën dhe do të përpiqet të shembë edhe pullazin.

882. Po ta mësosh qenin të të hajë këpucët e vjetra, mos dysho se një ditë do të të hajë edhe të rejat e do të të lërë zbathur.

883. Mospranimi i një kërkese nuk lë vend për një kërkesë tjetër.

884. Nuk është forca ajo që mbron të drejtat e një njeriu apo të një shteti, por guximi.

885. Guximi e bën njeriun të mundë luanin.

886. Kush tregon trimëri pasi ka ngrënë dajak, tregon se nuk është i ngopur me aq sa ka ngrënë.

887. Akrepin që gjen në shtratin tënd mos e hidh për tokë, mund të dalë përsëri në shtratin tënd dhe të të helmojë.

888. Po e pe gjarpërin, shtypja kokën; po të gjeti të hutuar, nuk të lë gjallë.

889. Nuk mund të qëndrojnë bashkë liria e forca shkatrrimtare.

890. Krimet dhe barbarizmat më të mëdha që bëhen në botë, janë ato që taëhen në emër të lirisë.

891. E keqja më e madhe në botë është ajo që bëhet duke u menduar për të mirë.

892. Bashkimi i mëshirës dhe i forcës, në një vend sjell drejtësinë dhe lirinë.

893. Në peshoren e drejtësisë, i dobëti është gjithmonë më i lehtë (atje ku mbretëron padrejtësia).

894. Njeriu i rritur në robëri nuk mund ta dijë vlerën e lirisë, i rrituri në liri nuk mund të durojë robërinë.

895. Nuk është për t'u çuditur po nuk u pa patriotizëm prej atyre që shiten si atdhedashës, sepse duke shitur herëpashere, natyrisht, u është sosur.

896. Njeriu më i lumtur në botë është ai që jeton me mundin e vet e pa qenë falënderues i askuj dhe që u bën mirë pak a shumë të tjerëve.

897. Sa më i varfër të jetë njeriu, më të pakta i ka nevojat; duke u pasuruar, pasi i shtohen nevojat dhe kështu, pasi ndodhet gjithmonë në ngushticë, pasuria ka fare pak vend në kapitullin për t'i bërë njerëzit të lumtur.

898. Ai që tregohet filantrop kur është në mjerim, ndryshon mendim kur arrin në mirëqenie.

899. Mund të ketë miq të sinqertë ndër ata që vijnë për ngushëllim, por rrallë ndër ata që vijnë për urim.

900. Ka shumë nga ata që qajnë pse i dhëmb koka një personi në pozitë të lartë; por kur ai e humb pozitën, nuk qan njeri për të edhe sikur të vdesë.

901. Sikundër që libri dëmtohet duke mos u hapur e lexuar dhe i ngjiten fletët njëra me tjetrën, edhe kujtimet e mtaetura në mendjen e njeriut harrohen po nuk u sollën në mendje herëpashere.

902. Gruaja e burrit xheloz duhet ta konsiderojë të shoqin të sëmurë dhe të përpiqet të mos i largohet nga shtrati.

903. Xhelozia është humnera e dashurisë.

904. Xhelozia e burrit mërzit gruan; xhelozia e gruas të shumtën e herës kënaq burrin.

905. Xhelozia vjen bashkë me dashurinë, por nuk ikën bashkë me të.

906. Po deshe të kuptosh se cilin e do një fëmijë, jepi një dhuratë dhe shiko se kujt ia tregon — ai është ai që fëmija e do më shumë; po deshe të provosh se cilin do më shumë gruaja, provo të kundërtën e kësaj.

907. Gruaja harron shpejt moshën e saj; por s’ka grua që të mos dijë sa vjeç është secila nga ato që njeh.

908. Po shkove për t’u mbytur, zhvish petkat; ato i vesh burri i gruas sata.

909. Sa do shumë shpenzues të jetë burri i gruas shpneshë, ai nuk hy në borxhe.

910. Një punë prej pesë qindarkash që kryen gruaja në shtëpi me duart e saj, shpëton të shoqin nga një shpenzim prej 100 lekësh.

911. Është e pamundshme të mos dashurojnë njëri — tjetrin gruaja e burri punëtor dhe të ndershëm.

912. Gratë që kanë marrë një edukim të pakët, nuk i kënaq e mira me punë të vogla; por ato që janë të edukuara me të vërtetë, dinë se kjo është puna kryesore e tyre.

913. Burri i gruas punëtore, por injorante, s'gjen kënaqësi në shtëpinë e tij dhe shtrëngohet ta kalojë kohën jashtë; megjithëkëtë jeton në mirëqenie dhe rehati. Burri i gruas dijetare, por që s'punon, në shtëpinë e tij gjen gjithmonë një shoqe për të biseduar dhe për t'u kënaqur në bashkëbisedim, por nuk i mbetet këmishë në trup. Sa i lumtur është burri i asaj gruaje që mban në një dorë gjilperën e në tjetrën librin.

914. Nuk mund të ketë miq besnikë ai që nuk është vetë i tillë.

915. S'ka gjë më të rrallë se dashamirësia.

916. Cilësia për të bërë mirë dhe për të falur gabimet është hajmali e lumturisë.

917. Mjerimi plotëson meritën e njeriut, por ia dobëson kujtesën.

918. Gënjeshtari kapet më lehtë se topalli.

919. Pasqyra më e bukur për njeriun është miku i vjetër që ia thot të metat.

920. Asnjë gjë nuk është e mbaruar kur çpiket e re; me kalim të kohës përmirësohet duke shkuar dorë më dorë.

921. Mos i rri kaut përpara, mushkës prapa e imoralit në asnjerën anë.

922. Puna më e mirë që ka bërë njeriu gjatë jetës së tij është ajo që e kënaq kur e kujton.

923. Kush ka për udhëheqës shpresën, ka për shok varfërinë.

924. Shpresa është ëndërra që shihet syhapur.

925. Kuvendimi bëhet me bashkimin e halleve.

926. Njeriu mendon veten e tij shumë të lartë, por po ta dëgjojë nga goja e një tjetri një të qindtën e lartësisë që ka menduar për veten e tij, mjafton me aq.

927. Lajka është monedha qarkulluese më me vlerë në mes të njerëzve. Nga lajka njeriu ka vetëm këtë përfitim: duke dëgjuar për veti të mira, që nuk i ka, përpiqet t'i përvetësojë ato.

928. Zbukurimi me fraza (të kota) i shkresave të rëndësishme është si lulëkuqet që mbijnë në arat e grurit; sado që ara duket shumë e bukur për ata që e shikojnë, lulëkuqja është e dëmshme për bujkun.

929. Drejtësia sado që e hedh njeriun në shumë bela, më në fund e nxjerr në dritë.

930. Njerëzit e shkencës janë vëllezër edhe sikur të jenë pjesëtarë të dy kombësive armike.

931. Njeriu trim e shpirtmadh nuk e poshtëron armi-kun e tij, ai s'mungon të pohojë talentin dhe zotësinë e tij.

932. Dituria nuk është për të poshtëruar të padituri e për t'u bërë kryelartë, por është për të pasur dhimbësuri për të paditurit, për t'i stërvitur ata sa të jetë e mundshme, që t'i bësh ata të përfitojnë nga dituria që ke.

933. Më i ligu i kopracëve është ai i diturisë, domethënë ai që nuk do të përfitojë njeri nga ato që di ai.

934. Pema më e ëmbël është ajo e drurit që ka mbjellë njeriu me dorën e vet.

935. Zgjuarësia dhe aftësia po s'qenë të shoqëruara me qëllimin e mirë dhe mirëdashjen, përveç që nuk hyjnë në punë, shkaktojnë edhe shumë dëm.

936. Diamanti kudo që të jetë, sado që diamant është, nuk e beson njeri për të tillë kur është në gishtin e skamnorit.

937. Ndërsa të metat e grave i kanë edhe burrat, meritat që kanë gratë janë të posaçme për to.

938. Te gruaja është zemra, te burri është mendja më e fortë.

939. Është e dyshiratë ndershmëria e atij që thot se s'ka njeri të ndershëm në botë.

940. Armiqtë e shumicës së njerëzve janë ata që nuk u japin gjë atyre.

941. Pati e fatkeqësia kanë edhe ngushëllimin e tyre.

942. Njerëzit për të shtypur një tjetër, e shumëherë një të njohur të tyre, presin t'i rrëshqasë këmba.

943. Po të merrej taksë për bukurinë dhe urtinë, nuk do të ishte nevoja për tagrambledhës, sepse çdo njeri këtë taksë do ta jepte duke e sjellë vetë. Më e çuditshme do të ishte se këtë taksë do ta jepnin para të tjerëve ata që do të kishin fare pak bukuri dhe mend.

944. Gratë shumë rrallë bëjnë ligësi; të shumtën e herës bëhen shkak ose mjet i keqbërjeve të burrave.

945. S’ka argëtim më të mirë për njeriun se puna.

946. Puna është një godinë shumë e stolisur përbrenda dhe shumë e shëmtuar nga jashtë. Kush e shikon nga jashtë, s’don të hyjë, kush hy, gjen rehatinë e tij dhe s’don të dalë.

947. Puna që është për t’u bërë, është një barrë në shpinën e njeriut, puna e kryer — një kolltuk i butë.

948. Komandant më i zoti është ai që përdor vetveten.

949. Po të mos ishte vdekja, a nuk do të ishte një vdekje jeta?

950. I varfëri duhet të mbulohet me perden e nderit.

951. Ka asi që vdesin për nderin, por ka më shumë asi që vdesin nga pandershmëria.

952. Njeriu nuk duhet të ndahet nga një njeri i drejtë, por i pafuqishëm, për t’u bashkuar me një ngatrrestar të fortë; sepse, sado që i drejti i pafuqishëm s’ka mundësi të bëjë ndonjë të mirë, ngatrrestari i fortë është i zoti të bëjë çdo ligësi.

953. Njerëzit s'kanë zili për atë që hyp në minare, kanë zili për atë që hyp dhe këndon bukur. Nuk thuhet i lumtur për atë që merr një nëpunësi të lartë, thuhet i lumtur për atë që plotëson mirë detyrën që ka marrë.

954. Njeriu është i përbërë prej dy gjërash: një është trupi, i cili është i përbashikët me shtazët e tjera; tjetra është shpirti i marrë hua nga bota shpirtërore (ose ideale). Te disa njerëz përbërja e dytë është më e madhe, te këta shihet një ndjenjë e lartë; te të tjerët është më e madhe përbërja e së parës, te këta është ndjenja e ultë; këta të i'undit janë të afërt me shtazët: kush i përngjan ariut, kush majmunit e kush skiles.

955. Njerëzit dallohen nga shtazët me ndjenja, me mend, me talent dhe përsosmëri. Sa më shumë ndryshim të ketë njeriu nga shtazët, aq më shumë njeri është.

956. Nuk është faj për kalin pse nuk fluturon; por është faj të mos ecën mirë; nuk është faj pse qeni s'di të flasë, por pse s'mund të nuhasë. Nuk është faj për njeriun pse s'mund luanin, por është fajtor pse i mungon nderi e turpi, drejtësia, mëshira, besnikëria dhe dashamirësia.

957. Është skllavëri t'i nënshtrohesh dëshirës së një njeriu, por nuk është t'i nënshtrohesh një ligji dhe rregulli. Gjithçka në natyrë, të gjithë yjtë që janë në qiell i nënshtrohen një ligji e një rregulli.

958. Ligji është ekuilibri i shoqërisë njerëzore.

959. Po i qethe dhentë një ditë më vonë, ferrat fitojnë ca kilogram lesh.

960. Mos harxho sapun për plaçkën që lahet me ujë të ftohtë.

961. Ata që janë bërë të përmendur me anë të veprave të tyre, ndoshta i kanë pasur fqinjtë e tyre më të urtë dhe më të ditur se ata vetë; por pasi ata s'kanë ndonjë vepër, nuk i njeh njeri.

962. Nuk vlen asgjë mendja dhe zotësia e atyre që nuk u shihet puna.

963. Kur do të nisësh një punë, mos mendo për vështirësitë që do të hasësh, sepse vendimi i prerë dhe vullneti mundin çdo vështirësi dhe të dërgojnë ku dëshiron.

964. Nuk është për t'u qortuar ai që perkrah një gjë që e merr për të mirë; është shumë gabim të quhet njeri ai që di se është e keqe një gjë dhe e përkrah atë.

965. Do të ishim të gjithë të lumtur po të çmonim nderin, mendjen dhe diturinë aq sa i japim rëndësi pasurisë, pozitës, gradës dhe dinjitctit.

966. Ashtu sikundër që të hollat e arta dhe të argjendta të një shteti shkojnë edhe në tokën e armikut të tij, edhe mendimi e fjala e drejtë e një njeriu duhet të pranohet edhe nga ata që nuk e duan.

967. Ta quajsh njeri atë që s'ka mendje, di'turi, nder dhe sjellje të mira, vetëm pse është në formën e njeriut, është si ta quash mollë një copë dylli, vetëm pse i përngjan mollës.

968. Në aktet e para të shfaqjeve teatrale nëse fitojnë gjithmonë pasanikët, gjykatësit, oficerët dhe personat me influencë, në aktet e fundit të shumtën fitojnë të varfërit, lypësat, të shtypurit dhe të pafajshmit; kështu është edhe në jetë.

969. Gjysma e fjalëve që flasin njerëzit miciis tyre përbëhen nga lëvdatat e të sharat për njëri-tjetrin e pjesa më e madhe e gjysmës tjetër është për ajrin, ujët, të ngrënët dhe të tjera gjëra pa rëndësi si këto, për të lodhur nofullat. Edhe shumica e fjalëve për punë bëhen më shumë se sa duhet dhe janë të padobishme.

970. Njeriu nuk duhet të flasë pa kuptuar se ajo çka do të thotë është e dobishme ose do të shkaktojë kënaqësi.

971. S’ka fjalë më të keqe se fjala e mirë e folur pa vend.

972. Sipër sofrës nuk duhet të ketë libër e sipër trye-zës së punës, gjellë.

973. Në vend që t’i ai’rohesh një pasaniku, afroju një dijetari; kopracia e pasanikut s’të lë të përfitosh nga të mirat e tij; nga dituria e dijetarit, përveç që do të përfitosh, edhe nuk do të humbësh nderin tënd.

974. Ai njeri që ka dëshirë të ketë një at që të mos ecën këmbë, pasi ta zotërojë këtë, nuk e zë gjumi natën për një karrocë.

975. Asnjë gjë nuk futet në dorë pa dhënë diçka për të. Gjërat që mendohet se arrihen pa pagesë, janë blerë me vlera të mëdha si liria, nderi dhe dinjiteti.

976. Kur të shohësh se për një çështje preferohen të tjerët kundrejt teje, mendo nëse ky preferim bë-het pse ata janë më të talentuar dhe më të zotët se ti, apo është e kundërta? Në është se preferimi është bërë nga talenti dhe zotësia e tyre, duhet të gëzohesh pse në atdheun tënd ka njerëz më të talentuar dhe më të zotët se ti; nëse është e kundërta, duhet të gëzohesh që nuk je në radhën e tyre, se është e qartë që këtë preferim e kanë fituar me një poshtërsi dhe me një punë jo të pëlqyer.

977. Kur çdo njeri merr diçka nga tregu e ti nuk merr, mos i kij zili ata, sepse ti i ke në xhep të hollat që shpenzuan ata. Kur çdo njeri nderohet dhe kap një pozitë, ti, po mbete i privuar, mos u hidhëro, sepse nderi që ata kanë dhënë ka mbetur fitim pranë teje.

978. Mos i vë t’aj fatit dhe rastit; po të hetosh punët dhe mënyrën e jetesës së njerëzve që u ke zili, do të kënaqesh me fatin tënd.

979. Heronjtë e lashtë kanë fituar famë duke u zëne dhe mundur me diva shumë frikësues dhe me shtazë shqyese. Sa shumë diva dhe shtazë shqyese ka në pyllin e gjerë brenda zemrës së çdo njeriu; hero i vërtetë është ai që i mund këto e që pastron zemrën e tij.

980. Njeriu kur është pranë të mëdhenjve s’duhet të kujdeset vetëm për t’i kënaqur ata, por të ketë mendjen të mos sillet në atë mënyrë që cenon nderin dhe dinjitetin e vet, sepse përveç që ndaj tyre do të humbë nderin dhe dinjitetin e vet, por as s’do të mund t’i kënaqë më dhe as që ka për të qenë pranë tyre.

981. E shumta e njerëzve në vetmi pëlqejnë mendjen e tyre, e kur janë në shoqëri shkojnë pas mendjes së të tjerëve; por njeriu i madh nuk harron mendimin e vet as në vetmi as në shoqëri dhe as nuk heq dorë nga mendimi i tij.

982. Ai që u shfaq dashuri të huajve, provon se është nga banorët e rruzullit të dheut dhe se zemra e tij nuk është një dhomë e veçuar, por një botë e gjerë që ka të bëjë me të gjitha anët e vendit të zemrave.

983. Asnjëri nuk armiqësohet me njeriun modest; kryelarti ka fare pak miq.

984. Është një hipokrizi të tregohesh shumë fetar.

985. Njeriu nuk duhet t’i shfaqë as meritat as aftësitë e tij, as s’duhet të shpallë të metat dhe veset që ka, sepse e para është e shëmtuet, e dyta nuk sjell ndonjë dobi.

986. Mendimet janë si diamanti, sa është zor të gjenden aq është zor të përpunohen.

987. Mos e përçmo tjetrin pse tregon padijeninë e tij në një çeshtje; ka mundësi që në një çështje tjetër të ketë dituri më shumë se ti. Ai që ti e ke kritikuar pse nuk është i zoti në të ngarë të kalit, mund të kritikojë ecjen tënde.

988. Vdekja i gjen ca njerëz në gjysmën e rrugës së parajsës e ca në gjysmën e asaj të skëterrës.

989. Njerëzit më të mëdhenj në botë janë ata që kanë lënë vepra të mëdha; veprat më të mëdha janë ato që i sjellin dobi të mëdha shoqërisë njerëzore.

990. Njerëzit me famë të gënjeshtërt u ngjajnë pjatave të porcelanit të varura për stolisjen e një dhome; sado që duken shumë të bukura, prapa tyre s'gjen gjë tjetër veç pluhur e merimanga.

991. Nata është krijuar për t'u qetësuar, e dita për të punuar, ata të mjerë që punojnë natën janë të shtypurit nga shoqëria njerëzore, përtacët (parazitët.) që nuk punojnë ditën, janë kusarët e shoqërisë njerëzore.

992. Mund të numërohet i urtë në botë, vetëm ai që kupton shkallën e mungesës së urtisë së tij.

993. Trimi i mirë e din sa i pret shpata.

994. Kush del në pullazin e xhamisë, kur shikon tëposhtë, e kujton veten lart në qiell, kur shikon minarenë që është më sipër, sheh se ku ndodhet.

995. Nuk është burrëri t'i japësh shpullë atij që i ka duart të lidhura.

996. Kush dashuron me një të parë, harron me një të parë.

997. Është marrëzi t'i japësh këshilla të shurdhit.

998. Kush ta vërteton çdo fjalë që flet ti, nuk pranon asnjërën prej tyre.

999. Shumë mbrapështi që shihen te njerëzit, u janë futur me përdhunë nga prindërit dhe edukuesit e tyre, duke menduar se po i edukojnë.

1000. Edukimi nuk është për ta zhveshur njeriun nga natyra, por për të ushqyer moralin e tij brenda natyrës së tij.

1001. Edukimi nuk humb te njeriu me mandje dhe zgjuarësi të kufizuar, por mendja dhe zgjuarësia humbin te njeriu i paedukuar.

1002. S'ka ndryshim në mes të atij që nuk di çka do të bëjë, nga ai që di dhe nuk bën.

1003. Të bëjsh pa folur është më mirë se të flasish e të mos bësh.

1004. Mos iu afro atij që nuk të pret mirë, ruaju të mos e mërzitësh atë që të nderon.

1005. Kënaqësia me pak dhe dëshira për pozitë nuk gjenden bashkë.

1006. Sikundër që nuk i domë njerëzit që nuk u shohim asnjë meritë, nuk mund t'i domë as ata që dimë se janë me më shumë merita se ne.

1007. Rinia është një dehje e përhershme.

1008. Dëshirojmë të nxjerrim në shesh të fshehtat e të tjerëve, por përpiqemi me sa është e mundshme, t'i ruajmë të fshehtat tona.

1009. Të gjithë të porositin për moral të mirë, por — mjerisht, — për të jetuar njeriu ka nevojë edhe për disa vese të liga.

1010. Elokuenca dhe retorika nuk është vetëm në fjalë dhe në shprehje, por kryesisht në zërin, syrin dhe në qëndrimin e folësit.

1011. Elokuencë e vërtetë është të thuash plotësisht atë çka është për t’u thënë dhe të mos thuash gjë tepër saj.

1012. Shumë persona janë të dashur edhe pse kanë të meta, e shumë janë të mërishëm edhe pse kanë merita.

1013. Ai që çdo ditë ka një dëshirë tjetër, asnjëherë nuk arrin të plotësojë dëshirën e tij.

1014. Të kesh frikë nga forca e armikut e dredhia e mikut.

1015. Çdo ndjenjë e njeriut krijon një paraqitje dhe sjellje të sajën; s’mund të jetë e keqe paraqitja e sjellja e njeriut me ndjenja të mira.

1016. Njeriu i varfër është në errësirë, as gruaja e tij nuk di se ç’njeri është.

1017. I famshmi Cioeron thot: “S’ka marri që të mos e ketë mbështetur ndonjë filozof”.

1018. Shumëherë njerëzit e bëjnë mik atë që u bën keq, e armik atë që u bën mirë.

1019. Kur të shohësh shokët e tu të bashkuar në një mendim, ose edhe ti bashkohu me ta, ose largohu; nuk mund të jetosh me ta duke qenë me mendim të kundërt.

1020. Mund ta gënjesh njeriun që ka arritur një lumturi, mund të të besojë çdo gjë që i thua; por atë që ka pësuar fatkeqësi, nuk mund ta gënjesh, nuk beson as në ato që janë për t’u besuar.

1021. Fatkeqi e do fatkeqin; i lumturi nuk e do të lumturin.

1022. Heronjtë që mundin vështirësitë më të mëdha, shumëherë janë të pazotët të përballojnë një brengë të vogël.

1023. Zemra e ndrydhur është një zjarr që mund të shuhet vetëm me butësi dhe mirësi; ta ndrydhish edhe më shumë, do të thotë t'i hedhësh vaj e t'i japësh flakë.

1024. Njeri i përsosur është ai i cili çka bën në sy të botës mund të bëjë në vetmi dhe çka taën në vetmi mund të bëjë në sy të botës.

1025. Po deshe ;të bësh mirë, prit rastin; është poshtërsi të presësh rastin për të bërë keq dhe të zgjedhësh kohën kur armiku yt është dobësuar ose të ketë pësuar ndonjë fatkeqësi.

1026. Nuk është trimëri të veprosh i mëllefosur dhe duke mos ditur ç'ka bën, por të pranosh të sakrifikohesh për një nevoje të vërtetë, duke përbuzur jetën.

1027. Nuk i thuhet frikacak çdo njeriu që nuk është trim; ka shumë shkallë në mes trimërisë e frikës.

1028. Njeriu që është trim, është i durueshëm; por ka një pikë që po t'i preket, i zhduket durimi dhe i del trimëria në shesh. E ajo pikë është nderi kombëtar dhe nderi personal.

1029. Po të ishte e pëlqyer në çdo rast përbuzja e je-tës, duhej të ishte e pëlqyer edhe grabitja e ku-saria.

1030. Në është se njeriu ka një veti, e cila s'kuptohet nga fytyra, qëndrimi dhe sjellja e tij, ajo është trimëria; njerëzit që kanë fjalë dhe sjellje trimërore, kërkojnë vend për të ikur në luftë e sipër; njerëzit që duken modestë, të urtë dhe të nga-thët, gjatë luftës bëhen luanë.

1031. Në cilën anë të luftës sheh se gratë kanë rrokur armët, mos dysho në të drejtën që ka ajo anë, sepse gruaja nuk i kap armët pa qenë gjendja e padurueshme.

1032. Disa njerëz u pëmgjajnë këngëve — një kohë u shetit emri gojë më gojë e pasi u kalon koha, nuk përmenden më.

1033. Të bëjsh kryeplak të fshatit atë që nuk është i zoti të qeverisë shtëpinë e tij, bën ta kthesh atë fshat në gjendjen e shtëpisë së tij.

1034. Duke e bërë kapidan të një anijeje të madhe një njeri që nuk është në gjendje të drejtojë një barkë, a rritet aftësia dhe zotësia e tij?

1035. Njeriu, që vlerën e tij e ka mbështetur në pozitën dhe pasurinë e tij i përngjan kartëmonedhës që një ditë e bjerr vlerën e saj nominale dhe hidhet në rrugë; ai që e ka mbështetur vlerën në zotësinë e tij personale u ngjan të hollave të arta që vlerësohen në çdo vend dhe në çdo kohë.

1036. Njeriu harron shpejt vetëm fajin që di për veten e tij.

1037. Njeriu më shumë është i prirë të shajë se për të lavdëruar; shumëherë për të sharë një njeri shtrëngohemi të lavdojmë një tjetër.

1038. Pazotësia e shumë njerëzve rrjedh nga se duan të tregohen jashtëzakonisht të zotët.

1039. Njeri i zoti nuk është ai që s’ka të meta, por ai që pranon të metat e tij.

1040. Nuk është budalla ai që di se është i metë nga mendja dhe sillet sipas asaj gjendjeje; është i marrë ai që e kujton veten të urtë e nxjerr në shesh marrinë e tij.

1041. Punët bëhen të liga pse u shërbejnë interesave; por nuk mendon njeriu se punët e mira më shu-më u ndihmojnë interesave.

1042. Dacka më e hidhur është ajo që të jep rrahësi me të qeshur ose duke u zbavitur.

1043. Puna e mirë nuk del përherë nga qellimi i mirë, e puna e ligë nuk del përherë nga qëllimi i keq; ka raste kur qëllimi i mirë jep rezultat të keq, e qëllimi i keq jep një rezultat të mirë.

1044. S'ka dhuratë më të madhe se kur i japim ujë një njeriu të etur.

1045. Kush kërkon punë, e gjen rehatinë në botë, kush kërkon rehatinë, duhet të ikë në një botë tjetër.

1046. Njeriu me vlerë i mbetur keq dhe në harresë është një diamant që ka rënë në të fshira; një ditë sigurisht do të dalë një dorë që do ta ngrejë; po nuk e shpëtuan nga ajo gjendje bashkëkohë-sit e tij, ia shpëtojnë emrin pasardhësit.

1047. Pema më e ëmbël është ajo që vjelim me dorën tonë.

1048. Çdo fjalë dhe sjellje e njeriut ka dy anë — si guri i dominos, — miqtë shikojnë gjithmonë anën e bardhë e armiqtë anën e zezë.

1049. Edhe sikur të mblidhet bota nuk mund të na bëjë të heqim dorë nga dashuria për njeriun që e domë; por njeriu që domë po të flasë një fjalë të keqe kundër nesh, mund të na bëjë të heqim dorë menjëherë nga dashuria.

1050. Lavdimi dhe qortimi është pema e dashurisë ose e armiqësisë që kemi në zemër; me kthimin e dashurisë në armiqësi, edhe lavdimi kthehet në qortim.

1051. Një çështje e padrejtë, që mbrohet me mjeshtëri, fitohet më lehtë se një çështje e drejtë e pambrojtur.

1052. E drejta mund të fitojë vetëm kur është nën mbrojtjen e forcës, e forca s'ka nevojë për të drejtën.

1053. Mos prit dobi nga njeriu që i është mërzitur jeta.

1054. Ata që heqin dorë nga kjo botë, duhet të shkojnë në botën tjetër; sepse s'ka vend tjetër për të banuar pos këtyre dy shtëpive.

1055. Ata që thonë se kanë hequr dorë nga kjo botë (klerikët), kanë hequr dorë nga puna e përpjekja dhe jetojnë në kurriz të të tjerëve.

1056. Nuk duhet të mbash mburojën sipër plagës që ke marrë, por kundrejt shigjetës që do të të vijë.

1057. Mos iu gabo një të mire të atij që të ka bërë njëqind të këqia, mos iu hidhëro një të keqeje të atij që të ka bërë njëqind të mira.

1058. Pama e gënjeshtëxt përhapet më shpejt se fama e vërtetë.

1059. Po të thotë ndokush një gënjeshtër, menjëherë gjënden njëqind vetë që betohen se ajo gënjeshtër është e vërtetë.

1060. Ka shumë asi që nuk i vejnë vesh pëllitjes së gomarit, por që i besojnë fjalës së Nastradinit. (Nastradini kishte një gomar. Një i njohur i trokiti në derë dhe i kërkoi gomarin për të shkuar në mulli që të bluajë. Nastradini, që nuk donte t'ia jepte, i tha se nuk e kishte në shtëpi. Por, gomari pëlliti mu atëherë! I njohuri i tha: "Pse gënjen, ja ku pëllet?" Nastradini, pa u trazuar fare nga kjo e papritur i tha: "S'ke turp, i beson gomarit e jo mua, me goxha mjekër!").

1061. Po të mos kishte gënjeshtra shumë kredi dhe shumë myshterinj, askush s'do të gënjente.

1062. Pak gjë do t'i ngelte botës po të zhdukeshin gënjeshtrat dhe gabimet.

1063. Shpresa është një lajkatare që nuk i plotëson premtimet; megjithëkëtë kjo shoqe po të mos na ngushëllonte dhe të mos na zbaviste në rrugën e jetës, kjo rrugë do të dukej shumë e vështirë.

1064. Gjërat që masa e marrë i lë në mes të rrugës, rasti shumëherë i çon në pikën e dëshiruar.

1065. Rasti, pa masën e marrë, është një at pa dyzgjin; rasti kryen shumë punë, por duhet pasur në dorë dyzgjinin e masës.

1066. Kush i hy një pune pa ia menduar fundin, është si t'i ketë hipur një anijeje pa timon.

1067. Turma është armike e arsyes dhe e së drejtës. Po t'i përshtatet një gjë arsyes dhe së vërtetës, tërheq përbuzjen e turmës; gjërat që nuk i mbështeten asnjë arsyeje dhe që janë në kundërshtim me të vërtetën, janë gjithmonë të pëlqyera nga turma.

1068. Duaje njeriun që dëshiron të të dojë.

1069. Mos kij besim në njeriun që s'ka besim në ty.

1070. Po e pate frikë një njeri, mos e tremb atë; duke e trembur atë, të shtohet frika ty.

1071. Po dëshirove ta duash një njeri, ose të të dojë ai ty, shihu shpesh me atë.

1072. Duke mos e parë për shumë kohë atë që e do, njeriu fillon të mos e dojë, e duke e parë shpesh njeriun që nuk e do, fillon ta dojë.

1073. Madhësia e një pune nuk krahasohet me madhësinë e frytit të saj, por kryesishit me masat dhe mjetet e të venit të saj në jetë.

1074. Shumëherë një përpjekje e madhe jep një fryt të vogël e një nisiativë e vogël, e marrë rastësisht, jep një rezultat të madh.

1075. Punët që s'mund të bëhen me përpjekje të mëdha, koha e rasti i kryen pa u ndjerë.

1076. Një gjë që nuk mund të gjejë më i madhi dijetar, rasti ia zbulon një bujku, një punëtori, një njeriu të pamësuar.

1077. Për sa përpjekje e zotësi kanë nevojë punët e mëdha për të mirë, edhe ato që bëhen për keq kanë po aq, ose edhe më shumë, nevojë për zotësi. Megjithkëtë, punët që bëhen për keq s'numërohen për punë të mëdha.

1078. Qëllimi i përpjekjes është për të realizuar një gjë të mirë, kush përpiqet për keqbërje — s'ka punuar për veten e tij; edhe punën e të tjerëve e ka zhdukur.

1079. Mjetet që do të përdorësh për arritjen e një qëllimi, është kusht të jenë të përshtatshme për atë qëllim; nuk arrihet puna e mirë nëpërmjet të rrugës së keqbërjes.

1080. Një gjë ordinere e rregulluar mirë, duket më e mirë se një gjë me vleftë të madhe e lënë në gjendje të çrregullt.

1081. Një njeri me urtësi mesatare, që kujdeset për rregull dhe renditje të mirë, kryen më shumë punë se ata me urtësi dhe mendje të lartë, që s'kujdesen për rregull dhe renditje të mirë.

1082. Për të kryer punë nuk duhet vetëm të dish, por kryesisht të duash.

1083. Dëshira lind zotësinë.

1084. Njeriu që ka mundësi të bëjë mirë, por i mungon dëshira, i ngjan atij që e ka kalin pranë dhe ecën këmbë.

1085. Mund ta quajmë përtac nje njeri që sheh një gur para portës së tij dhe nuk e largon; por si mund ta quajmë atë njeri që ai gur i ngatërrohet nëpër këmbë e rrëzon një a dy herë dhe prapë nuk e heq së andejmi?

1086. A mund të quhet vëllazëri ajo kur punët e dy vëllezërve rregullohen duke ndërmjetësuar të tjerët?

1087. Mos i beso dashurisë së atij që të do ty më shumë se vëllain e tij, sepse po të ishte i qëndrueshëm në të dashur, nuk do të të afrohej ty kundrejtë të vëllait.

1088. Çdo njeri dëgjon fjalën e mirë dhe e lavdon, por kur vjen puna për t'u kryer, gjithësecili bën si di vetë.

1089. Kur njerëzia besonte në alkiminë, një dijetar ka thënë: "Pillimi i kësaj diturie është për të mësuar, mesi i saj për të gënjyer dhe fundi për të hyrë në çmendinë."

1090. Njeriu nuk do njeriun që e do, do njeriun që e çmon dhe e lavdon.

1091. Ajo që i lidh njerëzit me njëri-tjebrin është shpresa për të pasur përfitim dhe frika e dëmtimit; po të mos ishin këto dy gjëra, secili do të jetonte i veçuar, pa miq e pa shokë.

1092. Nuk i dëshirojmë miqtë tanë për t'i pyetur për gjendjen e tyre, por për t'u folur për gjendjen tonë.

1093. Lumturia dhe mjerimi ndikojnë shumë në mo-ralin e njeriut; shumë njerëz të mirë kur arrijnë lumturinë bjerrin disa nga vetitë e tyre të mira, e shumë vetë heqin dorë nga veset e liga (kur bien në mjerim).

1094. Ai që ndryshon qëndrimin dhe sjelljen e tij me të fituar një gradë ose një pozitë, provon se vlera e tij personale është shumë më e ulët se ajo gradë ose pozitë.

1095. Njeriu me vlerë personale shikon pozitën si një cilësi që rrit nderin e tij.

1096. Po të kërkojmë nga muratori punën e inxhinierit, muratori sigurisht do të lavdohet duke thënë: "Edhe unë qënkam i zoti të bëj punën e inxhinierit"; por, po ta kërkojmë nga inxhinieri atë punë të zakonshme ai nuk do të gjejë shkas për t'u lavduar.

1097. Njeriu që trazohet nga një punë që nuk është i zoti ta bëjë, s'mund të kryejë asnjë punë në botë; ai që don të punojë, merr përsipër atë punë që mund ta bëjë.

1098. Njeriu që s'ka mundur të edukojë fëmijët e tij, dëshiron të bëhet edukator i fëmijëve të mbretit.

1099. Ata që dëshirojnë të lavdohen, po t'i donin gjë-rat që janë për lavd, do të arrinin qëllimin.

1100. Njeriut që dëshiron t'ia largosh injorancën — qoftë edhe fare pak — lavdoja atë çka di ai; njeriut që don t'ia qortosh koprraeinë, lavdoja bujarinë.

1101. Më vështirë është të qeverisë njeriu veten e tij se të qeverisë të tjerët.

1102. Lajkatari kryesor i njeriut është veta e tij; lajka që na bëhet nga jashtë, na pëlqen vetëm pse na vërteton mendimin që kemi për veten tonë.

1103. Kush e çmon me të vërtetë veten e tij, as nuk kënaqet me lajka, as nuk trembet nga qortimi. Por a ka njeri që e çmon me të vërtetë veten e tij?

1104. Gjithsecili pëlqen veten e tij, por fama gënjeshtare e disa njerëzve arrin në atë shkallë sa turma i kujton për të lartë — më shumë se sa mendojnë ata vetë për veten e tyre.

1105. Natyra njeriut i jep talent dhe aftësi, fati dhe rasti nxjerr në shesh atë talent dhe aftësi. Sa njerëz të mëdhenj vijnë në botë dhe, pasi nuk gjejnë rast të shfaqin aftësinë e tyre, shuhen si fitili pa vaj dhe ikin pa u dëgjuar emri i tyre.

1106. Prirja që ka njeriu për të lavdëruar njerëzit e lartë vjen nga dëshira që të tregohet se është i zoti t'i çmojë ata.

1107. Në është se ka tregti që lë të kënaqur edhe atë që shesin edhe atë që blejnë, ajo është lajka.

1108. Në batë mund të gjëndet ndonjë njeri që nuk do një gjë, por s'ka njeri që të mos e dojë lajkën dhe lavdin.

1109. Njeriu në vend që të tregojë veten të varfër, pranon të mbetet i uritur, por ta tregojë veten të pasur.

1110. Gjysma e atyre që mësojnë dituri, mësojnë për të jetuar, gjysma tjetër për t'i treguar botës se janë të ditur, dhe një për qind mëson për të ditur çka s'di.

1111. Është garaz (fjalë arabe që do të thotë: mendim, qëllim i keq dhe i fshehur, prapamendim, mëri, inat, dashakeqësi) të jesh kundër një njeriu, po garaz është edhe kur je në favor të tij, — njeriu pa garaz është i paanshëm.

1112. Po të lavdosh një gjë që nuk është për t'u lavduar, e ke sharë, po ta qortosh një gjë që nuk është për t'u qortuar, e ke qortuar veten tënde.

1113. Janë shumë të pakët ata që preferojnë kritikën e dobishme kundër lajkës së dëmshme.

1114. Nga shumë lavdime del qortimi dhe nga shumë qortime del lavdimi.

1115. Sa padrejtësi e madhe është detyrimi i një të urti t'i bindet urdhërit të një injoranti dhe të punojë sipas mendimit të tij.

1116. Dijetari turpërohet kur hy në mbledhjen e injorantëve; ndërsa injoranti hy në mbledhjen e dijetarëve pa u trembur fare.

1117. I mençuri tregon shumë gjëra me pak fjalë; i marri flet tërë ditën dhe nuk tregon asgjë.

1118. Njeriu flet për t'i treguar tjetrit një gjë që nuk di ai; të bësh fjalë për një gjë që të gjithë dinë se është e qartë, bën të lodhësh kot edhe gojën tënde edhe veshët e dëgjuesit dhe shkakton dhimbje koke.

1119. Njeriu do më shumë të thotë çka ka në mendjen e në zemrën e tij se t'i përgjegjet pyetjes që i bën ai që ka përkundrejt.

1120. Dëshira e grave nuk është për të biseduar, por për të folur; prandaj kur bashkohen disa gra ne një vend, fillon pothuaj një përpjekje për t'ia kaluar njëra-tjetrës në të folur.

1121. Po deshe të bësh çka nuk ke bërë gjatë jetës sate, s'ke tjetër rrugë veçse të imitosh ata që e kanë bërë më parë.

1122. Kur thot një njeri që sot do të bëj këtë punë dhe nesër e përsërit po këtë f jalë, preje shpresën se do ta kryejë.

1123. Të presësh të kryejë punë njeriut që nuk i vjen doresh, është si të presësh nga guri të lëvizë.

1124. Kush është i dhënë pas pastërtisë, edhe gjësë më të pastër i gjen një diçka për t'u pastruar.

1125. Është më mirë të vendosësh për të mos e bërë një punë, se të vendosësh për ta bërë e të mos e bësh.

1126. Mos e ruaj rastin për t'i rënë në shpinë një njeriu kur do të bjerë në ngushticë, vjen një kohë që edhe ti do të jesh në ngushticë.

1127. Çdo punë ka kohën e vet, thonë; por koha e çdo gjëje është ajo kur njeriu fillon ta kryejë atë punë.

1128. Njeriu i urtë mund ta kryejë punën e tij pa pasur nevojë për dredhi dhe gënjeshtër; përdorimi i dinakërisë dhe i gënjeshtrës vjen nga pazotësia.

1129. Kush e kujton veten më të zotin se të tjerët, gabon gjithmonë.

1130. Eleganca e tepruar është një lloj trashine.

1131. S'ka gjë më të vështirë për njeriun se të ecë vetë në rrugën që u tregori të tjerëve për të drejtë.

1132. Kur i përballojmë epshet tona, nuk tregojmë se jemi të fortë (pse kemi vullnet), por se ato nuk janë të forta.

1133. Njeriu i urtë e quan të drejtë lavdimin që meriton dhe nuk ndikohet fare nga ai lavdim; lavdimin që nuk e meriton, nuk e merr përsipër, por e refuzon.

1134. I marri kënaqet më shumë nga lavdirni që i bëhet pa e merituar dhe përpiqet të gënjejë vetveten se e meriton atë lavdim.

1135. S'mund të jetë punëtor i zellshëm shërbyesi i zotërisë përtac.

1136. Të mbahesh se s'je krenar, është krenaria më e madhe.

1137. Të riun mund ta çosh në çdo rrugë, por plakun është vështirë ta kthesh nga rruga e tij.

1138. Mos kërko këngë të re nga këngëtari plak.

1139. Ka shumë asi që janë kënaqur pse janë martuar, por ka fare pak asi që janë bërë të lumtur.

1140. Gjërat më të vështira në botë janë të gabohesh nga armiku dhe të mashtrohesh nga miku.

1141. Jeta në botë është një shesh dredhie e mashtrimi; njeriu duhet të jetë gjithmonë në gatishmëri për t'u mbrojtur.

1142. Disa, qoftë nga njerëzit, qoftë nga punët, nuk mund të gjykohen po nuk u shikuan për së afërmi, e disa mund të gjykohen vetëm për së largu.

1143. Nuk mund t'i thuhet i urtë atij njeriu që rastssisht e thot një f jalë me vend, çdo f jalë e të urtit është me vend dhe e afërt me të vërtetën.

1144. Për ta ditur mirë një gjë, duhet t'i dish hollësirat e saj; pasi të fshehtat e natyrës për ne janë të panjohura, gjërat që dimë janë shumë të sipërfaqshme.

1145. Fytyrat e shumë njerëzve, që i kanë të cenuara të shumtat e gjymtyrëve të tyre, janë më të bukura se të atyre që i kanë të gjitha gjymtyrët në rregull.

1146. Për çdo sy ka bukuri.

1147. Çdo gjë në botë ka kërkuesin e saj.

1148. Mos i fol vreshtarit për dhen e bariut për rrush.

1149. Njëra nga gjërat më të vështira për njeriun është të kuptojë nga çka përbëhen dëshirat e tij.

1150. Ajo që i thonë shpirtmadhësi, të shumtën e herës është të hiqet dorë nga interesat e vogla për të marrë në dorë të mëdhatë.

1151. Besnikëria dhe përpikëria në përmbushjen e një premtimi shumëherë janë një lak për të fituar besimin e të tjerëve.

1152. Njeriu i mirë asnjëherë nuk arrin të ahmerret; derisa armiku i tij të jetë i fortë, nuk është në gjendje t’i bëjë gjë, kur do ta gjejë armikun të dobët, e mund mëshira dhe i ikën dëshira për t’u ahmarrë.

1153. Turma përbuz atë që nuk e kupton dhe e quan erezi.

1154. Njerëzit shumëherë shohin se është e drejtë rruga që u tregohet; por, pse nuk e kanë gjetur vetë, nuk e pohojnë drejtësinë e saj.

1155. Gjithmonë gabohet ai që blen një gjë pa e shikuar.

1156. Ka shpresë për të ardhmen, vetëm ai që mund ta vërë në njëfarë vije të mirë të tanishmen.

1157. Mbyll një sy kundrejt fajeve të atij që i ke parë të mirën.

1158. Çdo gjë mund të shoqërohet me çdo gjë, vetëm sinqeriteti s'mund të shoqërohet me lajkën.

1159. Të lavdosh një njeri për veti që nuk i ka, do të thotë ta qortosh tërthorazi atë.

1160. Një veti, që është shkak lavdimi për një person, mund të jetë shkak qortimi për një tjetër.

1161. Ne domë më shumë ata që nuk na donë se ata që na donë.

1162. Rrallë bër punën që ke dëshirë të të vlerësohet.

1163. Njeriu mund të lavdojë me gjithë zemër vetëm atë që e çmon vetë.

1164. Njerëzit me pak mend ndikohen nga gjërat e vogla, e njerëzit me shumë mend mund të ndikohen vetëm nga gjërat e mëdha.

1165. Nuk i thuhet njeri njeriut të panjerëzishëm.

1166. Po të mos kishte frikë humbjen e interesit të vet, asnjeri nnk do të përfillte interesin e tjetrit.

1167. Çdo gjë e mirë ka një anë të dobishme dhe një anë të bukur; ana e bukur e mendimit është të flasësh në mënyrë që të kënaqësh atë me të cilin je duke biseduar dhe mos të mërzitësh e të hidhërosh të tjerët.

1168. A mund të dyshohet se ka një dërrasë mangut njeriu që mendon vetëm për veten e tij e jo për një miliard njerëz?

1169. A ka të drejtë të quhet njeri ai, që nuk mendon për njerëzimin?

1170. Zemra e gabon mendjen gjithmonë.

1171. Mendja është lajkatare e zemrës; për çdo gjë që pëlqen zemra jonë, mendja shtrëngohet të mendojë.

1172. Mendja është skllave e zemrës; çka mund të bëjë një mendje e mirë që ka rënë skllave në dorën e një zemre të ligë?

1173. Mendja është vegël e zemrës.

1174. Kush mendon se njeh mendjen e tij, nuk njeh hollësisht zemrën e tij.

1175. S'ka krim më të madh se të përdorësh për keq-bërje një gjë që është çpikur për të bërë mirë.

1176. Çdo lloj vjedhje është punë e poshtër, por është më e poshtër vjedhja që bëhet duke bërë vegël ligjin dhe sheriatin.

1177. Çdo lloj gënjeshtre është e neveritshme, por është më e neveritshme kur i vishet një njeriu të lartë me qëllim që të shkatërrohet.

1178. Është e keqe çdo lloj dredhie, por është më e keqe se të gjitha të tjerat ajo që bëhet duke bërë vegël ligjin dhe sheriatin.

1179. S'ka poshtërsi më të madhe se të përpiqesh t'i bësh keq një njeriu, duke përfituar nga thjeshtësia e zemrës dhe qëllimi i tij i mirë.

1180. Njeriut nuk i dhimbset pasuria e shkelja e të drejtës së tij që i grabitet me anë të forcës aq sa i dhimbsen këto kur i grabiten me dinakëri.

1181. Fama është një mikroskop që nxjerr në shesh merita e defekte që s'mund të shihen veçse nëpërmjet të tij.

1182. Fama e gënjeshtërt s'mund të zgjasë shumë kohë, sepse ai që përpiqet ta përgënjeshtrojë është vetë personi që e ka fituar atë famë.

1183. Fama e gënjeshtërt fitohet me sharlatanizëm, fama e vërtetë me modesti dhe me përvujtëri.

1184. Më vështirë është të ruhet fama e fituar se të fitohet.

1185. Kur një kardinal francez po kalonte me karrocë, i doli përpara një qerre me qe dhe i zuri rrugën. Sa do që karrocieri i kardinalit i thot disaherë të zotit të qerres t'ia lëshojë rrugën, fshatari nuk i vë vesh dhe vijon rrugën e tij. Për këtë zemërohet kardinaii, nxjerr kokën nga karroca dhe duke parë se fshatari ishte i trashë e i shëndoshë, i tha: "Biri im, ti e ke ushqyer shumë veten tënde, por pak e ke edukuar." Pshatari, me të dëgjuar këto fjalë, u përgjegj: "Pasi veten tonë e ushqejmë vetë, në këtë pikë s'kemi ndonjë gabim. Sa për edukatën, po qe mangut, faji nuk është yni, sepse edukimi ynë është në duart tuaja".

1186. Sa e dëmshme është t'i besosh gjithkujt, aq pa vend është të mos i besosh askujt.

1187. Sa i sjell njeriut gjëra të mira lakmia për famë dhe sedër, aq vepra të këqia e shtrëngon të bëjë.

1188. Mendja e njeriut kuptohet me të folur dy tri fjalë, por zemra e tij s'mund të kuptohet as për disa vjet.

1189. Ata që vajtojnë pse kemi marrë një plagë, shumëherë i kënaq vdekja jonë.

1190. Për t'u bërë dy vetë miq të vërtetë, duhet t'i kenë të përbashkëta hidhërimet, gëzimet, frikën dhe shpresat e tyre.

1191. Ushqimi i dashurisë është frika e shpresa; posa të ikë frlka e shpresa, zhduket dashuria.

1192. Dashurla që kanë njerëzit për drejtësinë lind prej frikës nga tirania.

1193. Njeriu dëshiron të shohë në vetvete çdo gjë të mirë; vetëm drejtësinë dhe të vërtetën te të tjerët.

1194. Çdo lloj gënjeshtre është e përbuzur, por gënjeshtra e veshur me petk shenjtëror ose zyrtar dhe që detyron t'i bindet çdo njeri, është shumë e llahtarshme.

1195. Vetëm drejtësia ndihmon të vërtetën, ndërsa gënjeshtrën e gjithë bota.

1196. Vetëm forcat nuk i bëjnë njerëzit heronj, rasti është ai kryesori që i heroizon.

1197. Një punë, e cila ka bërë të shpërblehet x-i, po të kryhet nga y-i shkakton ndëshkimin e tij.

1198. Po ia nguli syrin fati një njeriu, rrotullohet gjithmonë rreth tij.

1199. Nuk është pasuria ajo që sjell lumturi dhe fatkeqësi, kryesisht është morali.

1200. Lumturia nuk gjëndet në gjë e pasje, gjëndet në zemër; njeriu nuk bëhet i lumtur duke arritur gjënë që e di të vlefshme, por duke arritur çka i do zemra.

1201. Në botë s’ka njeri as fare të lumtur as fare fatkeq; njeriu që merret më i lumturi, e ka një brengë, ai që duket më fatkeq, e ka një shpresë, një ngushëllim.

1202. Ngushëllimi më i madh i atij që kujdeset dhe planifikon punët, është pretendimi i tij për urti dhe zotësi.

1203. Njeriu çka ka çmuar sot, nesër mund të qortojë, e çka ka qortuar sot, mund të çmojë nesër.

1204. Ashtu sikundër mund të ndryshojë fytyra e njeriut, mund të ndryshojë edhe mendimi i tij, por zemra s’mund të ndryshojë.

1205. Ai që nuk është vetë krenar, nuk çmon as krenarinë e të tjerëve.

1206. Xhelozia ushqehet me anë të dyshimit dhe të mendimit të keq që ka njeriu kurudrejt një tjetri; kur s’mbeten më këto të dyja, zhduket xhelozia.

1207. Çdo njeri ka vese të krenarisë dhe të mendjemadhësisë, ka ndryshim në mes të njerëzve vetëm sipas llojit të krenarisë dhe mendjemadhësisë së tyre.

1208. Ajo që na detyron të numërojmë gabimet e të tjerëve, nuk është për t’i korrigjuar, ato, por për të treguar se ne nuk i kemi ato gabime.

1209. Njeriu mund të premtojë çka shpreson të bëjë, por s’mund të bëjë gjë jashtë forcës së tij; prandaj duhet të premtojë më pak se çka shpreson të bëjë.

1210. Ata që merren me gjëra të vogla, bjerrin zotësinë për t’u marrë me gjëra të mëdha.

1211. Njeriu më i urtë është ai që mund të kuptojë veten e tij, e njeriu më i fortë është ai që mund të zotërojë veten e tij.

1212. Disa njerëz të mëdhenj bëhen modestë për të mos tërhequr zilinë e të tjerëve.

1213. Në botë ka fare pak raste që kënaqin njeriun; vetëm njeriu që gabohet me gjëra të vogla, bëhet i lumtur dhe jeton qetësisht.

1214. Njeriu që nuk është në gjendje të mbarojë punën e vet, nuk mund të mbarojë punën e kurrkujt.

1215. Veç dëshpërimit, s’ka asnjë gjë që thyen rrotën e njerëzimit.

1216. Për të provuar mendjen, zotësinë dhe cilësinë e njeriut, duhet ta veçosh atë nga ofiqet që ka, nga pasuria dhe grada e tij.

1217. Duket i gjatë shtati i njeriut që qëndron në majë të malit, duhet të zbresë në rrëzë të malit që të kuptohet sa është i gjatë me të vërtetë.

1218. Njeriu shumëherë sheh aq të ndryshuar mendimin dhe natyrën e miqve të tij, që nuk i ka parë shumë kohë, sa që nuk dëshiron më të miqësohet përsëri me ta.

1219. Çdo gjë në botë shkon sipas vendit dhe kohës; një gjë që në çdo kohë dhe në çdo vend i është dukur e mirë, në një kohë tjetër dhe në një vend tjetër nuk i duket e mirë.

1220. Lakmia del nga trupi i njeriut pasi të dalë shpirti.

1221. Njeriu dëshiron që edhe varrin ta ketë më të mirë se varret e të tjerëve.

1222. Mirësia duhet të bëhet vetëm pse është mirësi.

1223. Zjarri kur s’mund të djegë një gjë, e nxin.

1224. Ashtu sikundër që shuhet zjarri po mbeti pa dru edhe intriga zhduket po të mos ketë gojëkëqinj.

1225. Punët e mira duhen kryer një orë e më parë që të mos vijë vdekja për të penguar.

1226. Moskthimi i librave që merren hua (për t'u lexuar) vjen nga se zotërimi i vëllimeve është më i lehtë se zotërimi i lëndës së tyre.

1227. Zarathustra thot: "Jeta në botë përbëhet nga mendimi, fjala dhe puna; shpëtimi i botës varet nga tri gjëra: "Të mendosh mirë, të flasësh mirë, të bësh mirë."

1228. Një ilaç i përbashkët për çdo sëmundje: "Të kujdesesh për ruajtjen e shëndetit para se të sëmuresh."

1229. Ka shumë pak pasuri të fituara me të drejtë.

1230. S'kërkohet ndihmë nga tigri për të shpëtuar nga qentë.

1231. Të gjithë njerëzit, duke filluar që nga më i madhi deri te më i vogli, kanë një detyrë: "Të përmirësojnë veten e tyre". Mirëqënia e botës varet në këtë fjalë.

1232. Detet më të mëdha kanë fundin e tyre; mendimi i njeriut është aq i thellë, sa është e pamundshme t'ia gjesh fundin.

1233. Njëri nga filozofët kinezë thot: "Kush formulon një ligj jo të drejtë, bëhet vrasës i miliona njerëzve."

1234. Një farë e vocër bëhet dru i madh.

1235. Të mos ishte atdhedashuria, të gjitha tokat joprodhuese do të zbrazeshin, do të mbeteshin të shkreta.

1236. Këmbëngulja e qëndrimi bën të mundshme të pamundshmen.

1237. Mani, një nga filozofët e lashtë të Indisë, thot: “Të thuash shtëpi, është të thuash grua.”

1238. Lumturia e njerëzve është në duart e grave.

1239. Fshehtësia e mësimit të madh është të mendosh shumë e të flasish pak.

1240. Kush bën dëshmi të gënjeshtërt për interesin tënd, mund të bëjë edhe kundër teje.

1241. Solomoni thot: “Është mizor kush i thot të drejtit mizor dhe mizorit i drejtë”.

1242. Binia është një marrëzi, pleqëria është ilaçi i saj.

1243. Dinaku nganjëherë ia arrin qëllimit, por asnjëherë nuk i shpëton rrezikut; njeriut të drejtë shumë rrallë i plotësohen dëshirat, por gjithmonë është i sigurt dhe i qetë.

1244. Shumica e grindjeve që ngjajnë në jetë lindin nga miqësia e tepruar.

1245. Kush don t’i bëjë keq një njeriu të mirë i përngjan atij që don të pështyjë Diellin; pësbtyma, duke mos arritur Diellin, kthehet dhe bie në fytyrën e tij.

1246. Kur një njeri zemërohet kundër një mali të lartë dhe përpiqet ta shkulë nga vendi, kush dëmtohet: mali apo ai vetë?

1247. Ka mundësi të hedhësh poshtë fjalët e liga, të padrejta, që thuhen kundër teje; por a nuk është më lehtë t’i durosh dhe të mos u japësh rëndësi? Ka mundësi të nxjerrësh në shesh dredhinë e dinakut, por a nuk është më lehtë t’ia fitosh zem-rën dhe të bësh të heqë dorë nga dredhia?

1248. Kush është njeri nuk e vë në zbatim një urdhër që është në dëm të njerëzimit.

1249. Jeta është një udhëtim në errësirë.

1250. Vlera e njeriut kuptohet nga natyra e gjërave që vlerëson ai.

1251. Fjala e ëmbël është një melhem në zemrën e njeriut; fjala e hidhur, porsa hy në vesh e ndez mendjen, së andejmi zbret si rrufe dhe e bën zemrën copë-copë.

1252. Nuk do t'i dihej vlera shëndetit, mirëqenies dhe jetës po të mos ishte sëmundja, vështirësia dhe vdekja.

1253. Fjalët janë përshkrimi i kuptimit; t'u japësh rëndësi fjalëve më shumë se kuptimit është sikur të lesh një të dashur dhe të dashurosh hijen e saj.

1254. Miku është pasqyra e përsosmërisë, armiku e të metave.

1255. Më mirë të vdesësh në mes të shumë shokëve besnikë se të jetosh pa shokë.

1256. Të jetosh pa shokë, do të thotë të humbasësh pjesën më kënaqësidhënëse të tjetës.

1257. Mosbjerrja e miqve është më e vështirë se fitimi i tyre.

1258. Kush dëshiron të duhet, lë të dojë.

1259. Në qoftë se është lumturi të duhesh, është lumturi më e madhe të duash.

1260. Po nuk e zuri dashuria njeriun, nuk di ç'është ajo, prandaj nuk u jep të drejtë sjelljeve të marra të dashnorëve.

1261. Syri është një dritare e shpirtit.

1262. Mos shiko çka ke fituar, shiko çka ke bërë, sepse pasurinë që ke fituar do ta humbasësh kur do të vdesësh; por mirësitë që ke bërë do të qëndrojnë në botë edhe shumë kohë dhe do të bëjnë të përmendesh për të mirë.

1263. Po të kërkosh në botë pasuri të vërtetë, e tillë është mendja dhe nderi.

1264. Nuk është i urtë ai që është i zoti për dinakëri dhe djallëzi, nuk është trim ai që s’mund ta permbajë zemërimin.

1265. Në është se ka njeri të madh në botë, i madh është ai që lumturia nuk e bën të qeshë dhe mjerimi të qajë.

1266. Krejt çka quajmë: e vërtetë, e drejtë, e mirë, e bukur, e dobishme janë një gjë; vetëm pse na mungon pamja e vërtetë i shohim të veçuara njerën nga tjetra.

1267. Kush mëson të tjerët, mëson më shumë se ata që mësohen; kush shkruan, përfiton më shumë se ata që lexojnë.

1268. Për të kuvenduar me një mik, duhet të presësh kohën e lirë të tij; mikun që është i zënë me punë ose ndihmoje, ose mos i rri pranë.

1269. Të mjaftuarit me çka ke është një kala kundër robërisë.

1270. Jeta e pasanikut është një vaudeville, ajo e të vobegëtit — një tragjedl dhe ajo e filozofit — një komedi.

1271. Gjithësecili përpiqet për të arritur një lumturi të plotë dhe të qëndrueshine, por një lumturi e tille nuk është parë fare në botë.

1272. Po deshe të kuptosh fare mirë një punë, drejtoju opinionit publik, sepse më i dituri mund të gabojë, opinioni s’gabon.

1273. Njerëzit aq lehtë kalojnë nga e mira në të iigën dhe nga e liga në të mirën sa po të ngrihet një mur në mes të ligës dhe të mirës, nuk do të qëndronte asnjë ditë, do të shembej pra.

1274. Djali i urtë — lumturia e të jatit; djali i prapë — belaja e nënës.

1275. Lulja rritet me diell, por thahet nga vapa e madhe; njeriu edukohet me arsim, por rëndimi me mësime në fëmijëri jashtë forcës së tij e dërmon. Ashtu sikundër bima që ka nevojë për nxehtësi, ujë e freski, edhe njeriu bashkë me arsim dhe edukim ka nevojë edhe për zbavitje e shëtitje.

1276. Malin që e sheh në horizont, mos kujto se është këndi i botës, sepse pas tij ka male të tjera.

1277. Kush zotëron veten e tij, nuk zotërohet nga asnjeri; nuk e mund dot asnjeri atë që mund epshet e tij.

1278. Arsimi dhe qytetërimi i ngjajnë diellit që kur lind ndriçon vetëm majat e maleve të larta me një dritë të zbetë por pa shkuar gjatë i forcohet drita dhe nga shkëlqimi i tij përfitojnë përrenjtë më të thellë dhe fushat e luginat.

1279. Modestia është një ibërshim, në të cilin radhiten të gjithë margaritarët e moralit.

1280. Dashuria për atdheun lind nga dashuria për familjen.

1281. Njeriu kur është i ngopur çuditet me ata që rrinë në tryezë duke ngrënë, e kur është i uritur, çuditet me ata që çohen nga tryeza.

1282. Secili njeri kalon një lloj jete më vete, por lindja dhe vdekja e tyre është e njëllojtë.

1283. Kur druri jep pemë ose bën hije, gjithësecili shkon e rri nën të; po u thye e ra në tokë, menjëherë e bëjnë copë-copë.

1284. Mik kam atë që më shpëton nga një gjendje e vështirë.

1285. Një gjë fare pa rëndësi mund t'i ndajë miqtë më të ngushtë.

1286. Njeriu duhet të sakrifikojë gjithçka për mikun, përveç nderit dhe sedrës së tij.

1287. Gjithësecili ankohet nga bota, nga fati, nga koha, asnjëri nuk është i kënaqur me jetën; megjithëkëtë nnk donë të vdesin as ata që çojnë një jetë shumë të vështirë, e as ata që janë në vuajtje e mundim të madh.

1288. Koha më e mirë e jetës është fëmijëria e më e hidhura pleqëria. Me kalimin e muajve dhe të viteve njeriu largohet nga lumturia, megjithëkëtë çdo njeri dëshiron kalimin e kohës.

1289. Ari do të ishte i pavlefshëm po të ishte ar çdo gjë e ndritshme.

1290. Në qoftë se ka ndogjë të fortë sa të shembë malet, të thajë lumenjtë, të bashkojë detet, të ndajë tokat — ajo gjë është ari.

1291. S'ka rrugë që s'mund të kalojë dhe s'ka portë ku s'mund të hyjë gomari i ngarkuar me ar.

1292. Një diell është, por zhduk me miliona hije.

1293. Ç’ka do të japësh për njerëzimin, mos e numëro darovitje, e as lëmoshë, sepse paguan një borxh tëndin.

1294. Jeta përbëhet nga puna dhe fjala. Kush i ka në rregull këto dy anë të jetës, mund të thotë se jeton.

1295. Njerëzit me mendime jo të shëndosha, duket se dinë dobësinë e mendimeve të tyre; prandaj posa shohin një njeri me mendime të larta, bashkohen të gjithë kundër tij.

1296. Çortimi është ndihma që njerëzit e mëdhenj i japin shoqërisë njerëzore.

1297. Një fjalë e parëndësishme e thënë me vend është më e mirë se një ligjëratë elokuente e thënë jo me vend.

1298. Mos kij frikë nga ujku me taark të ngopur, por nga macja e uritur.

1299. Pasuria dhe të mjaftuarit me pak janë armiq të njëri-tjetrit, ku është njëri nuk është tjetri.

1300. Jeta është një lumë që rrjedhë pa pushim; për të soditur si rrjedhë dhe ikën jeta, njeriu duhet t’i kalojë në vetmi dy orë në ditë — mundësisht në një fushë ku s’ka njeri, në një livadh, në një shkëmb, në një buzë deti.

1301. Puna e bën jetën e njeriut të vlejë edhe pas vdekjes së tij; çthurja, vagabondazhi dhe përtimi e kalbin dhe e zhdukin jetën; të soditet natyra bën që jeta të shijohet ashtu siç është. Prandaj bariu është ai që bën jetë të vëntetë.

1302. Një njeri ashtu sikundër mund të ngjallë një komb, edhe mund ta zhdukë.

1303. S’mund të kryejë punë të mëdha ai që nuk u jep rëndësi punëve të vogla.

1304. Për kirurgun është më lehtë t'i presë këmbën një trimi se t'i heqë dhëmbin një frikacaku.

1305. Brisku i mprehtë nuk ta pret faqenë, ta pret brisku që nuk pret qimen e mjekrrës.

1306. Qymyri që blehet me borgje, nëse të ngroh në dimër, të mërdhinë në verë.

1307. Më e urta ndër gra është ajo që fletë më pak.

1308. Lotët që derdhë një grua, gruas i kushtojnë fare pak, por janë shumë të vlefshëm për ata që i shikojnë.

1309. I Urti shkon deri në fund të rrugës që ka zënë, sepse të shkosh deri në gjysmën e rrugës e të kthehesh mbrapa duhet po aq kohë dhe mundim e nga kjo nuk ke asnjë dobi.

1310. Konfucio thot: "Rruga e drejtë është rrugë e madhe që mund ta kalojë çdo njeri. Rrugët që i tregohen njeriut jashtë forcës së tij, janë rrugë malore të rrezikshme."

1311. Shumica e njerëzve, sidomos gratë, nuk i donë ata që i donë por donë ata që nuk i donë; përbuzinë ata që i nderojnë e e nderojnë ata që i përbuzin.

1312. Kohën që e hargjojnë gratë me fjalë të kota po ta përdornin për të qepur, nuk do të mbetej njeri i zhveshur në botë.

1313. Gruan s'duhet ta stolisë qyrku.

1314. Një anglezë thotë: "Burri më i lumtur ka qenë Adami; pse s'kishte vjehër."

1315. S’ka të mirë shtëpia e asaj gruaje që një pjesë të madhe të kohës e kalon para pasqyrës.

1316. Fatkeqësia ia shtyp zemrën burrit, ia ndrydh shpirtin, ia kalit trupin; gruas ia derdhë vetëm lotët dhe e bënë të thërrasë e të bërtasë.

1317. Bilblli lodhet së kënduari, gruaja s’lodhet së foluri.

1318. Gruaja kur dëshiron — është e kënaqur, kur dëshiron — është e pezmatuar, kur dëshiron — është mirë me shëndet dhe kur dëshiron — bëhet e sëmurë.

1319. Nuk është i fortë ai që e thyen një dru me grusM; i fortë është ai që e drejton një dru të thyer ose që e mban për të mos u thyer.

1320. Kirurgu më i mirë është ai që ka marrë vetë shumë plagë.

1321. Mos prit të dalë flaka aty ku sheh tym për të kuptuar se ka zjarr.

1322. Brathoca këndon tërë ditën, prandaj jeton në ndytësi. Edhe gruaja që fletë shumë, i shëmbëllen kësaj.

1323. Gjëja e fituar me pak mundim duket e ëmbël, vlefta e gjësë së fituar me shumë mundim është e madhe.

1324. Dalin shumë blerës pasi të jetë shitur malli.

1325. Nuk është miqësi ajo e bazuar në interes; por po të përjashtohet kjo lloj miqësie, kam frikë që nuk mbetet mik në botë.

1326. Jungu thotë: “Fija më e hollë që end një insekt është më e fortë se lidhja që lidh njëriun me lumturinë.”

1327. Një familje e përbërë nga burri e gruaja që e donë njëri tjetrin dhe me fëmijë të bindur e të edukuar, është një pikturë e gjallë e lumturisë.

1328. Fytyra e qeshur është kripa e bukurisë.

1329. Krijuesi shikon qëllimin, njerëzit punën.

1330. Gjëja më e ëmbël është e hidhur për stomakun e prishur.

1331. Njeriun e madh e njeh çdo njeri, por është zor të bëhesh njeri i madh dhe të njohësh vetëvetën.

1332. Me vdekjen e një njeriu të madh nuk shuhen të mirat që ia ka lënë njerëzisë. Njerëzit e mëdhenj si Sokrati, Platoni, Avicena, Franklini e Rusoi edhe sot, e ndoshta për gjithmonë, janë pishtarë të ndezur në rrugën e përparimit të njerëzisë.

1333. Nuk është faj i madh të mos e dish të vërtetën, por është faj i madh ta përbuzësh pasi ta kesh mësuar.

1334. Kur bie në mjerim njeriu që ka bërë mirësi, sa do që nuk sheh ndonjë ndihmë nga ata që u ka bërë mirë, ia ngushëllon zemrën kujtimi i të mirave që ka bërë.

1335. Egoistit, edhe sikur të vdesë nga uria, nuk i dhimbset njeriu.

1336. Sado gjatë të jetojë njeriu, njëzet vjetët e parë janë pjesa më e gjatë e jetës së tij.

1337. Kush arrin te këmba e shkallës, shpeshherë kryen më shumë punë se ai që ngjitet lart.

1338. Një gjë e pakët, po u përsërit shumë herë, bëhet shumë.

1339. Kanë pyetur Volterin: “Ç’ndryshim ka midis të mirës dhe të bukurës?” — “Është e mirë, apo s’është e mirë një gjë, ka nevojë të provohet, e s’ka nevojë të provohet a është apo s’është e bukur.” — ka thënë ai.

1340. Guximi që nuk ka dalë nga mendja, forcon marrëzinë.

1341. Djalin martoje kur të duash, vajzën kur të mundesh.

1342. Nëse janë të shumtë ata që martohen, nuk janë të paktë ata që janë penduar.

1343. Lumturia e një kombi varet nga edukimi i femrës së tij.

1344. Natyra ndikon dhe sundon në zemrën e njerëzve me anën e grave.

1345. Gruaja duhet të ketë në dorën e djathtë gjilperën e në të majtën librin.

1346. Njeriu duron çdo padrejtësi, çdo përbuzje, çdo hidhërim që i bëhet nga miku dhe mund ta falë; por s’mund të durojë që ndonjeri nga miqtë e tij të arrijë një lumturi, e këtë faj nuk ia fal atij asnjëherë.

1347. Brengat e smirëziut janë më të mëdha se të çdo njeriu, ai vuan edhe nga fatkeqësitë e veta, edhe nga lumturia e të tjerëve.

1348. Të metat e njerëzve i shkruajmë në bakër, meritat e tyre në akull.

1349. Mbi një gur varri ishte shkruar: “Ky dyshek është shumë i ftohtë, por unë jam i kënaqur, sepse secili nga miqtë që kam fituar në botë ka qenë më i ftohtë se ky.”

1350. Duke lexuar gurët e varreve, është vështirë të kuptosh se kush gënjen më shumë, të gjallët apo të vdekurit.

1351. Kush don të përbuzë vesin e një tjetri, duhet të jetë vetë i dëlirë nga ai ves.

1352. Gjëja më e vështirë për njeriun është të dëgjojë këmbimin e mendimeve të kota e të gabuara për çështjet që ai i di mirë, por që s'ka mundësi t'i ndreqë.

1353. Çka zbavit elitën, nuk zbavit dot turmën; çka zbavit turmën, neverit elitën.

1354. Sa zemër e vobegët është ajo që nuk ushqen një shpresë.

1355. Vetëm hekuri i shpresës shpëton anijen e zemrës nga furtuna e dëshpërimit. Zemra e njeriut duhet të lidhet me një shpresë për të shpëtuar nga një rrezik.

1356. Shumë pak vetë e donë njeriun me mendje dhe zotësi të madhe.

1357. Po të mos ishin të marrët, nuk do të nevojiteshin të urtët.

1358. Nuk është njeri ai që nuk i vjen keq për mynxyrën që pëson tjetri; njeriu që gëzohet për një mynxyrë të tillë është më i lig se një shtazë e egër.

1359. Uria pret te porta e njeriut që punon më zell, por s'ka guxim të hyjë brenda.

1360. Para se të dëgjosh zemrën tënde, merru vesh me portofolin.

1361. Sa më i lartë të jetë vendi ku ndodhet njeriu, aq më e rrezikshme bëhet rënia e tij.

1362. Vetëm gjuhëve që bëhen mjet përçarjeje u duhet një gërshërë.

1363. Lima ha hekurin, por më në fund fshihet.

1364. Është shumë i dashur njeriu që qëndron në një mendim e princip dhe sillet gjithmonë i pandryshuar; por një i tillë s'mund ta kryejë punën e atij që vepron sipas nevojës.

1365. Në grindjet midis mendjes dhe forcës, ose midis të drejtës e dhunës, sadoqë në fillim gjithmonë fiton e dyta, më në fund triumfon e para.

1366. Nuk i shihet dobia drurit që i ndërrohet vendi disaherë dhe që nxirret nga një vend e mbillet në një vend tjetër.

1367. Njeriu që nuk e ruan të fshehtën, u ngjan shpalljeve që ngjiten në mur; mos ia thuaj atij çka nuk dëshiron t'ia shpallësh botës.

1368. S'ka njeri që të mos ketë një lloj marrëzie; çka bën njeriu më i urtë në momentet e marrëzisë së tlj nuk bën asnjë i marrë i vërtetë.

1369. Në punët e vogla çdo njeri mund t'i besojë çdo njeriu, por besimi matet me punë të mëdha.

1370. Njeriun nuk e ndrydh puna, e ndrydh mërzitja. Makina nuk prishet nga rrotullimi, por nga ndryshku që ze duke mos punuar.

1371. Shakaja ka dy kondita: të zbavitësh ata që nuk kanë të bëjnë, dhe mos të prekësh ata që kanë të bëjnë me të.

1372. Njeriu që ka mëndjen dhe zemrën të fortë e përdor veten e tij sipas rastit dhe nuk bëhet skllav i iluzioneve e i ndjenjave. Ndërsa njeriu mendjelehtë jepet pas iluzioneve, dhe njeriu me zemër të dobët pas ndjenjave duke mos zotëruar vetëveten.

1373. Vaji i derdhur sipër mermerit mbetet aty për shumë kohë dhe nuk thithet prej tij, ndërsa vaji i derdhur sipër një dërrase zhduket në pak kohë dhe thithet nga dërrasa e nuk del më. Disa riga njerëzit i ngjajnë mermerit, e tregojnë atë që kanë nxënë, por vetë nuk përfitojnë; dhe ca të tjerë i ngjajnë dërrasës, pasi atë që kanë nxënë e mbajnë për vete dhe nuk ia tregojnë njeriut.

1374. Përvoja është një shkollë, mësimet e së cilës kushtojnë shtrenjtë, por për shumë njerëz nuk ka tjetër shkollë për t'u edukuar.

1375. Shumë vetë qërtojnë huqet e të tjerëve, të cilat i kanë dhe vetë, në këtë mënyrë ata shajnë në të vërtetë veten e tyre. Kjo është si puna e majmunit që përpiqet t'i nxjerrë sytë fytyrës së vet që shikon në pasqyrë.

1376. Pjesët e veçanta të një mendimi të ndarë bëhen shumë të dobëta.

1377. Burrat pretendojnë se çdo gjë e dinë më mirë se gratë, madje dhe ushqimin e fëmijëve dhe larjen e të lintave.

1378. Burrat besojnë se bota është krijuar vetëm për ta.

1379. Po të shohin mangut një kopsë në këmishën e tyre, kritikojnë gratë dhe i bëjnë përgjegjëse sikur të kenë kxyer një krim të madh.

1380. Pretendojnë që gratë ta qeverisin shtëpinë pa të holla dhe, kur ato kërkojnë të holla, i qërtojnë të shkretat me fjalë si: “Ti po më shkatërron!”.

1381. Nuk pranojnë se gruaja ka nevojë për zbavitje, për shetitje, dhe kërkojnë që ajo të qëndrojë gjithmcxnë në shtëpi vetëm dhe të shikojë fëmijët.

1382. Po të kërkojë gruaja një gjë, qoftë dhe fare të vogël, ata gjejnë shkak për të shpallur luftë dhe të grinden.

1383. Ata presin dashuri nga gratë dhe duan të vinë në shtëpi në mesnatë.

1384. E kalojnë kohën në shoqëri dhe zbavitje dhe, kur vinë në shtëpi, duan t'i gjejnë zgjuar gratë e shkreta, që rrinë e mërziten vetëm.

1385. Lavdimi që na bëjnë, sado i zmadhuar të jetë, s'mund të jetë aq sa kujtojmë dhe besojrnë.

1386. Një komb që nuk është në gjendje të dallojë lirinë nga robëria, është një fëmijë që ka nevojë të vazhdojë në shkollën foshnjore.

1387. Njeriu i pjekur dëshiron të përparojë për aq sa ka xnerita e zotësi dhe nuk mbështetet në fat, soj, përkrahje dhe në hatër.

1388. Lumturia më e madhe e njeriut është kur i afërmi i tij bëhet i lumtur.

1389. Godinën e lumturisë, të ndërtuar nga dashamirësia, e stolis mendja dhe zotësia.

1390. Njeriu që mund të jetojë i lumtur me forcat e veta, fare pak i jep rëndësi mirëqënies që mund t'i vijë nga tjetri.

1391. Ai që arratiset nga sheshi i luftës pse frikësohet që vdes, vdes më parë se trimi që hidhet guximshëm në mejdan.

1392. Një proverb spanjoll: "Miguel, Miguel! S'ke bletë, por shet mjaltë, si mund të të besoj se s'je kusar?"

1393. Po deshe të kuptosh shkakun pse qan fëmija kur lindet, shiko me kujdes secilën ditë të jetës sate.

